

# Hadithe të zgjedhura

## Thënie të Dërguarit të Allahut s.a.v.s.

# HADITHE TË ZGJEDHURA

(THËNIE TË PROFETIT MUHAMEDsavs)

(Selected Sayings of the Holy Prophetsavs)
Albanian Translation
Third Publication

Prishtinë, 2010

Përgatiti për shtyp
*"Xhemati Mysliman Ahmedia-Kosovë"*

## SHPJEGIMET E SHKURTESAVE

**xhsh**: *Xheleshanuhu*
(Lartësuar qoftë madhështia e Tij),
shkruhet e lexohet kur përmendet emri i Allahut.

**savs**: *Sal-lallahu alejhi ve selam*
(Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të),
shkruhet e lexohet kur përmendet emri i Profetit Muhamed.

**as**: *Alehis-selam*
(Paqja qoftë mbi të),
shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë Profeti.

**ra**: *Radi Allahu anhu*
(Allahu qoftë i kënaqur me të),
shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë sahabi të Profetit Muhamed.

Botimi i tretë

## PËRMBAJTJA

# PARATHËNIE

Islami është një fe madhështore. Madhështia e tij qëndron në mësimet e përsosura të Kuranit të shenjtë dhe në faktin se themeluesi i Islamit, Hazret Muhamedi[savs], i zbatoi këto mësime praktikisht dhe në mënyrë të plotë, duke u bërë kështu shembull i përsosur për atë çka na mësoi.

Lidhshmëria e thellë dhe e pathyeshme në mes të mësimeve dhe praktikës së tij, u la përshtypje të papërshkrueshme sahabëve të tij. Pas vdekjes së tij, kur u pyet gruaja e tij, Ajshja[ra], rreth jetës së Profetit të shenjtë[savs], ajo tha:

كَـان خُـلُـقُه القُـرآن

*"Jeta e tij qe Kurani"*

Nuk ka kontradiktë në mes fjalës së tij dhe Fjalës së Zotit. Fjalët e tij ishin të pastra dhe pa ndonjë motiv a dëshirë personale. Lidhur me këtë Kurani i shenjtë dëshmon:

و ما يَنطِقُ عن الهوى انْ هو الا وَحْيٌ يُوحَى

**"Ai nuk thotë asgjë prej vetes. Gjithçka që thotë ai, është sipas shpalljes Hyjnore"**.

(En-Nexhm 53:4-5)

S'është për t'u çuditur, se mu për këtë arsye, Allahu[xhsh], në Kuranin famëlartë, e paraqet Profetin Muhamed [savs] si një model të përkryer për tërë njerëzimin e të gjitha kohëve.
Allahu i Madhërishëm, në Kuranin e shenjtë, thotë:

وَلَكُم فِي رَسُولِ اللّه أُسوَة حَسَنَة

**"Për ju ka një shembull të shkëlqyer në të Dërguarin e Allahut"**.
(El-Ahzab 33:22)

Këtu po e paraqesim një përzgjedhje të haditheve, që janë rrëfime lidhur me jetën, veprat dhe të thënat e Profetit të shenjtë[savs]. Këto hadithe ofrojnë një pasqyrim të shkurtër të jetës së tij të përditshme, të standardeve të larta morale e shpirtërore, të adhurimit dhe mënyrës së tij të predikimit.
Sado që disa hadithe u shkruan gjatë jetës së Profetit të shenjtë[savs], një pjesë e madhe e tyre u mblodhën rreth dyqind vjet pas vdekjes së tij. Megjithëse ato u mblodhën pas një kohe kaq të gjatë, ato konsiderohen të besueshme e të pranueshme në bazë të këtyre fakteve:

Meqenëse fjalët e Profetit të shenjtë[savs] vlerësoheshin shumë, të gjithë sahabët e tij aty për aty i mësonin ato përmendësh dhe diskutonin lidhur me to për kohë të gjatë.

Fakti i dytë, mjaft i rëndësishëm, është se fjala e tij dëgjohej me respekt dhe përcillej me një dëshirë dhe përkushtim të përflaktë fetar. Çdo shtesë në fjalët e tij apo devijim nga fjalët e tij origjinale konsiderohej një mëkat për të cilin njeriu do të përgjigjet para Allahut[xh sh].
Edhe vetë Profeti i shenjtë [savs] kishte thënë:

*"Xhehnemi do të jetë vendbanimi i atij, i cili thotë në emrin tim atë, që nuk e thashë unë".*

Së treti, konsiderohej si detyrë e dëgjuesit që kur dikush i rrëfente diçka lidhur me të (Profetin) ose prej tij, ai jo vetëm që e mësonte përmendsh atë, por ia mësonte përmendesh edhe emrin dhe imtësitë e rrëfyesit, me qëllim që ta përmendte emrin e rrëfyesit, nëse i shtrohej ndonjë pyetje lidhur me atë rrëfim.

Aspekti i katërt i rëndësishëm është se arabët kanë qenë të famshëm për nga kujtesa e tyre jashtëzakonisht e shkëlqyeshme. Edhe para ardhjes së Profetit të shenjtë[savs], nuk ishte i vogël numri i atyre personave të cilët kishin mësuar përmendsh më shumë se 100 mijë vargje të poetëve arabë. Pos kësaj, ishte shumë e zakonshme që të dinin përmendësh edhe trungun e familjeve të tyre. Pas ardhjes së Profetit të shenjtë[savs], standardi moral i pasuesve të tij u ngrit shumë dhe vesi i të shtuarit të fjalëve u dënua. Pos kësaj, në Kuranin e shenjtë i është vënë theks i veçantë jo vetëm të vërtetës, por edhe verifikimit të saj.

Si rezultat i këtyre fakteve, të thënat e Profetit të shenjtë të Islamit[savs] u trajtuan me kujdes shumë të veçantë që nuk njihet në asnjë sistem tjetër të mbledhjes së materialit historik. Në procesin e mbledhjes së këtyre të thënave, dijetarët myslimanë, kanë punuar sistematikisht e me përpikëri dhe i kanë kushtuar kujdes të veçantë saktësisë, sa që, asnjë e dhënë historike nuk mund të krahasohet me përpilimin e të thënave të Profetit të shenjtë[savs]. Çdo hallkë në zinxhirin e rrëfyesve të një hadithi është përmendur në përmbledhjet kryesore të haditheve. Edhe studimi i karakterit të transmetuesve dhe i besnikërisë së tyre u zhvillua në një fushë studimi më vete. Si rezultat i kësaj, një formë e re e dijes, lidhur me analizën e të thënave, u duk për herë të parë në historinë njerëzore.

Në dobi të lexuesve, të cilët dinë shumë pak rreth Islamit, po përmendim këtu se përveç një varg përmbledhjesh të haditheve të Profetit të shenjtë, gjashtë prej tyre konsiderohen të jenë të një rëndësie të veçantë prej dijetarëve myslimanë. Ato libra njihen si Sahi-e-Sita (gjashtë librat autentik). Shumica e haditheve të prezantuara këtu, në këtë koleksion të shkurtër, janë marrë nga këto gjashtë libra. Këtu poshtë po japim një pasqyrë të shkurtër rreth këtyre librave dhe rreth përpiluesve të tyre:

**Sahih Buhariu**: Ky libër konsiderohet si libri më autentik pas Kuranit të shenjtë. Përpiluesi i këtij libri është Muhamed Ismaili nga Buhara, i njohur si Imam Buhariu, (194 - 256 pas Hixhrit).

**Sahih Muslimi**: Ky është libri i dytë për nga rëndësia. E përpiloi Muslim bin-al-Haxhaxhi, që ishte banor i Nishapurit në Khrosan, (202 - 261 pas Hixhrit).

**Xhami-al-Tirmidhiu**: I treti është Xhami-al-Tirmidhiu. Përpilues është Muhamed bin Isa, banor i Tirmidhit, (209 - 279 pas Hixhrit).

**Sunan Abu Daudi**: E përpiloi Sulejman bin Al-Ashath, i njohur me emrin Abu Daud, (202 - 275 pas Hixhrit).

**Sunan ibn Maxhai**: Libri i pestë është Sunan ibn Maxhah. E shkroi Muhamed ibin Maxhah që ishte nga qyteti i njohur Kizvin në Irak, (209 - 275 pas Hixhrit).

**Sunan Nisai**: Libri i gjashtë është Sunan Nisai. E përpiloi Ahmad bin Shuejbi nga qyteti Nisai në Khrosan (215 - 306 pas Hixhrit).

**Mauta Imam Maliku**: Përveç gjashtë librave të lartpërmendur, është edhe një libër shumë i rëndësishëm i njohur me emrin Mauta Imam Malik.

Përpiluesi i tij, Malik bin Anas, njihet zakonisht si Imam Malik. Ky libër nuk shënohet në Sahi-e Sitah, sepse konsiderohet, në radhë të parë, si libër i jurisprudencës (fikhut), sepse hadithet e shënuara në të kanë të bëjnë me çështjet juridike. Autenticiteti e rrëfimeve të shënuara në Mauta Imam Malik mund të gjykohet nga fakti, se të gjitha këto janë të përmendura në Sahih Bhukhari e në Sahih Muslim. Pozita e Imam Malikut në mes të përpiluesve të haditheve është shumë e madhe, sa që njihet si Imam-ul-Muhadithiin (kryepërpilues i haditheve), dhe të gjithë përpiluesit kanë dëshmuar mbi pozitën e tij të lartë.

## NIJETI (QËLLIMI) DHE VEPRAT

١ - حَدَّثَنَا الْحُمَيْدِيُّ قَالَ حَدَّثَنَا سُفْيَانُ قَالَ حَدَّثَنا يَحْيَ بْنُ
سعِيْدٍالاَنْصارِيُّ قَالَ اَخْبرَنِى مُحَمَّدُ بْنُ اِبْراهِيْمَ التَّيْمِىُّ اَنَّهُ
سَمِعَ عَلْقَمَةَ بْنَ وَقَّاصٍ اللَّيْثِيَّ يَقُوْلُ سَمِعْتُ عُمَرَبْنَ
الْخَطَّابِ رضى الله عنه عَلَى الْمِنْبَرِ قَالَ سَمِعْتُ رَسُوْلَ اللهِ
ﷺ يَقُوْلُ : اِنَّمَا الاَعْمَالُ بِالنِّيَّاتِ وَاِنَّمَا لِكُلِّ امْرِىءٍ مَّانَوٰى ،
فَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ اِلَى اللهِ وَ رَسُوْلِهِ فَهِجْرَتُهُ اِلَى اللهِ وَ
رَسُوْلِهِ وَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ لِدُنْيَا يُصِيْبُهَا ، اَوِامْرَأَةٍ يَّنْكِحُهَا
فَهِجْرَتُهُ اِلىٰ مَا هَاجَرَ اِلَيْهِ .

« بخارى باب كيف كان بدء الوحى الى رسول الله ﷺ »

**1.** Hazret Omer bin Hattabi[ra], derisa ishte duke folur nga foltorja, rrëfen se e kam dëgjuar Profetin e shenjtë[savs] duke thënë:

*"Të gjitha veprat varen prej qëllimeve dhe çdo njeri shpërblehet sipas nijetit të tij. Pra, kush bën migrim për hir të Allahut e të Profetit të Tij, migrimi i tij, me të vërtetë, do të jetë për Allahun e për Profetin e Tij. Mirëpo, kush bën migrim me nijet për ta fituar botën apo për t'u martuar me ndonjë grua, migrimi i tij do të jetë sipas nijetit të tij".*

**(Buhariu)**

٢ - عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عَمْرِو بْنِ الْعَاصِ رضى الله عنه عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قَالَ: اَلْمُسْلِمُ مَنْ سَلِمَ الْمُسْلِمُوْنَ مِنْ لِّسَانِهِ وَ يَدِهِ وَالْمُهَاجِرُ مَنْ هَجَرَمَانَهَى اللهُ عَنْهُ - « بخارى كتاب الايمان باب المسلم من سلم . . . . »

**2.** Hazret Abdullah bin Omeri[ra] rrëfen se e ka dëgjuar Profetin e shenjtë[savs] duke thënë:

*"Mysliman i vërtetë është ai, nga gjuha dhe nga duart e të cilit, janë të sigurt myslimanët e tjerë; dhe emigrant i vërtetë është ai, i cili i braktis ato gjëra të cilat i ka ndaluar Allahu".*

**(Buhariu)**



## MADHËSHTIA E ALLAHUT

٣ - عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عُمَرَ رضى الله تعالى عنهما قَالَ قَرَأَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ هٰذِهِ الآيَةَ وَهُوَ عَلَى الْمِنْبَرِ: وَالسَّمٰوٰتُ مَطْوِيَّاتٌ بِيَمِيْنِهِ ، سُبْحَانَهُ وَتَعَالٰى عَمَّا يُشْرِكُوْنَ ، قَالَ يَقُوْلُ اللهُ اَنَاالْجَبَّارُ ، اَنَا الْمُتَكَبِّرُ ، اَنَا الْمَلِكُ ، اَنَا الْمُتَعَالُ يُمَجِّدُ نَفْسَهُ قَالَ فَجَعَلَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ يُرَدِّدُهَا ، حَتّٰى رَجَفَ بِهَاالْمِنْبَرُ حَتّٰى ظَنَنَّا اَنَّهُ سَيَخِرُّ بِهِ -

« مسند احمد ص ٨٨/ ٢ »

**3.** Hazret Abdullah bin Omeri[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] duke predikuar nga foltorja e recitoi këtë ajet:

**"Qiejt do të jenë të mbështjellë në dorën e Tij të djathtë. I pastër është Ai dhe i lartësuar prej asaj që i shoqërojnë Atij".**

Ai[savs], pastaj tha se Allahu[xhsh] thotë:

*"Unë jam i Plotfuqishëm; Unë jam i Madhërishëm; Unë jam Sovran; Unë jam i Lartë. Ashtu e lartëson veten Allahu'.* Profeti i shenjtë i shqiptonte në mënyrë përsëritëse këto fjalë dhe me aq forcë sa që mimberi (foltorja) filloi të dridhej dhe ne menduam se fuqia e dridhjes do ta rrëzonte mimberin".

**(Masnad Ahmedi)**

٤ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه قَالَ : قَالَ النَّبِىُّ ﷺ كَلِمَتَانِ
حَبِيْبَتَانِ اِلَى الرَّحْمَانِ خَفِيْفَتَانِ عَلَى اللِّسَانِ ثَقِيْلَتَانِ فِى
الْمِيْزَانِ : سُبْحَانَ اللهِ وَ بِحَمْدِهِ سُبْحَانَ اللهِ الْعَظِيْمِ -
« بخارى كتاب الرد على الجهنية . . . باب قول الله يضع
الموازين بالقسط »

**4.** Hazret Abu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Ka dy fjalë, të cilat janë shumë të dashura për Allahun e Mëshirshëm. Ato janë shumë të lehta për gjuhën, por me shumë peshë për nga vlera. Këto janë:* Subhaanallaahi ve bihamdihi, subhaanallahil adhiim.

*"I Shenjtë është Allahu me gjithë lavdërimin e Tij.*
*I Shenjtë është Allahu i Madhërishëm".*

**(Buhariu)**

## UNIKATËSIA E ALLAHUT

٥ - عَنْ هَمَّامِ بْنِ مُنَبِّهٍ قَالَ هٰذَامَا حَدَّثَنَابِهِ اَبُوْهُرَيْرَةَ عَنْ
رَسُوْلِ اللهِ ﷺ قَالَ اللهُ عَزَّوَجَلَّ كَذَّبَنِىْ عَبْدِىْ ، وَلَمْ يَكُنْ
لَّهُ ذٰلِكَ ، وَشَتَمَنِىْ وَلَمْ يَكُنْ لَّهُ ذٰلِكَ تَكْذِيْبُهُ اِيَّاىَ ، اَنْ
يَّقُوْلَ لَنْ يُّعِيْدَنَا كَمَا بَدَأَنَا ، وَاَمَّا شَتَمُهُ اِيَّاىَ يَقُوْلُ اتَّخَذَ اللهُ
وَلَدًا ، وَأَنَا الصَّمَدُ الَّذِىْ لَمْ اَلِدْ ، وَلَمْ اُوْلَدْ ، وَلَمْ يَكُنْ لِّىْ
كُفُواً اَحَدٌ -

« مسند احمد ص ٢/٣١٧ »

**5.** Hazret Abu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[saws] ka thënë se Allahu thotë:

*"Robi Im Më mohon Mua, e atij nuk i ka hije ta bëjë këtë. Ai Më fyen Mua e s'ka të drejtë ta bëjë këtë. Ai më përgënjeshtron Mua, kur thotë se Allahu s'mund të më krijojë sërish ashtu siç më ka krijuar herën e parë. Dhe ai më fyen Mua, kur thotë se Allahu e caktoi për vete një djalë, ndërsa Unë jam i Vetëmjaftueshëm dhe i Pavarur. Nuk kam lindur askënd dhe as s'jam i lindur; s'ka kush të jetë si Unë".*

**(Masnad Ahmedi)**

٦ - عَنْ جَابِرٍ رضى الله عنه قَالَ: سَمِعْتُ رَسُوْلَ اللهِ ﷺ
يَقُوْلُ: اَفْضَلُ الذِّكْرِ لَآ اِلٰهَ اِلَّا اللهُ وَاَفْضَلُ الدُّعَآءِ اَلْحَمْدُلِلّٰهِ -

« ترمذى كتاب الدعوات دعوة المسلم مستجابة »

**6.** Hazret Xhabiri[ra] transmeton se e ka dëgjuar Profetin e shenjtë[saws] duke thënë:

*"Përkujtimi më i mirë (i Allahut) është të thuash: 'S'ka Zot tjetër përveç Allahut'. Dhe lutja më e mirë është të thuash: 'Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut".*

**(Tirmidhiu)**

## PËRKUJTIMI MË I MIRË ËSHTË PËRKUJTIMI I ALLAHUT

٧ - عَنْ اَبِىْ مُوْسَى الاَشْعَرِىِّ رضى الله عنه عَنِ النَّبِىِّ ﷺ
قَالَ : مَثَلُ الَّذِىْ يَذْكُرُ رَبَّهُ وَالَّذِىْ لاَيَذْكُرُهُ مَثَلُ الْحَىِّ
وَالْمَيِّتِ وَرَوَاهُ مُسْلِمٌ فَقَالَ : مَثَلُ الْبَيْتِ الَّذِىْ يُذْكَرُ اللهُ فِيْهِ
والْبَيْتِ الَّذِىْ لاَيُذْكَرُ اللهُ فِيْهِ مَثَلُ الْحَىِّ وَالْمَيِّتِ ❊

« بخارى كتاب الدعوات باب فضل ذكر الله تعالى »

**7.** Hazret Abu Musa al-Ash'ari[ra] rrëfen se e ka dëgjuar Profetin e shenjtë[savs] duke thënë:
*"Shembulli i atij i cili e përkujton Allahun dhe i atij që nuk e përkujton Atë, është si i gjalli me të vdekurin".*
**(Buhariu)**

Ndërsa te Muslimi gjendet:
*"Shembulli i shtëpisë në të cilën përkujtohet Allahu dhe i asaj në të cilën nuk përkujtohet Allahu është si i gjalli me të vdekurin".*

٨ - عَنْ اَبِىْ مُوْسىٰ قَالَ كُنَّامَعَ النَّبِىِّ ﷺ فِى سَفرٍ فَجَعَلَ النَّاسُ
يَجْهَرُوْنَ بِالتَّكْبِيْرِ فَقَالَ النَّبِىُّ ﷺ اَيُّهَا النَّاسُ ارْبَعُوْ عَلٰى
اَنْفُسِكُمْ اِنَّكُمْ لَيْسَ تَدْعُوْنَ أَصَمَّ وَلاَ غَائِبًا اِنَّكُمْ تَدْعُوْنَ
سَمِيْعًا قَرِيْبًا وَهُوَمَعَكُمْ -

« مسلم كتاب الذكر استحباب خفض الصوت بالذكر »

HADITHE TË ZGJEDHURA (THËNIE TË PROFETIT MUHAMED[savs])

**8.** Hazret Abu Musa[ra] rrëfen: Një herë, derisa po udhëtonim me Profetin e shenjtë[saws], disa njerëz filluan të thërrisnin me zë të lartë **'Allahu Akber'** (Zoti është më i Madhi). Profeti i shenjtë[saws] u tha:

*"O njerëz! Mbajeni rrugën e mesme. Ju nuk po e thërrisni as të shurdhrin e as atë që mungon, por, po e thërrisni Atë, që është i Gjithëdëgjueshëm, që është afër dhe me ju".*

**(Muslimi)**

٩- عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ: اِنَّ لِلّٰهِ تَبَارَكَ وَ
تَعَالىٰ مَلاَئِكَةً سَيَّارَةً فُضُلاً يَتَّبِعُوْنَ مَجَالِسَ الذِّكْرِ فَاِذَا وَجَدُوْا
مَجْلِسًا فِيْهِ ذِكْرٌ قَعَدُوْامَعَهُمْ وَحَفَّ بَعْضُهُمْ بَعْضًا بِاَجْنِحَتِهِمْ
حَتَّى يَمْلَؤُا مَابَيْنَهُمْ وَبَيْنَ السَّمَاءِ الدُّنْيَا فَاِذَا تَفَرَّقُوْا عَرَجُوْا
وَصَعِدُوْا اِلَى السَّمَاءِ. قَالَ فَيَسْأَلُهُمُ اللّٰهُ عَزَّوَجَلَّ وَهُوَ اَعْلَمُ
بِهِمْ مِنْ أَيْنَ جِئْتُمْ ؟ فَيَقُوْلُوْنَ جِئْنَامِنْ عِنْدِ عِبَادٍلَكَ فِى
الْاَرْضِ يُسَبِّحُوْنَكَ وَيُكَبِّرُوْنَكَ وَيُهَلِّلُوْنَكَ وَيَحْمِدُوْنَكَ
وَيَسْئَلُوْنَكَ قَالَ وَمَاذَا يَسْأَلُوْنِىْ قَالُوْا يَسْئَالُوْنَكَ جَنَّتَكَ قَالَ
وَهَلْ رَأَوْا جَنَّتِىْ قَالُوْا لاَاَىْ رَبِّ ، قَالَ فَكَيْفَ لَوْ رَأَوْا جَنَّتِىْ
قَالُوْا وَيَسْتَجِيْرُوْنَكَ قَالَ وَمِمَّ يَسْتَجِيْرُوْنَنِىْ قَالُوْا مِنْ نَارِكَ
يَارَبِّ قَالَ وَهَلْ رَأَوْا نَارِىْ قَالُوْا لاَ ، قَالَ فَكَيْفَ لَوْرَأَوْا
نَارِىْ ـ قَالَ وَيَسْتَغْفِرُوْنَكَ قَالَ فَيَقُوْلُ قَدْ غَفَرْتُ لَهُمْ
فَأَعْطَيْتُهُمْ مَاسَأَلُوْا وَأَجَرْتُهُمْ مِمَّا اسْتَجَارُوْا قَالَ فَيَقُوْلُوْنَ رَبِّ
فِيْهِمْ فُلاَنٌ عَبْدٌ خَطَّاءٌ اِنَّمَا مَرَّ فَجَلَسَ مَعَهُمْ قَالَ فَيَقُوْلُ وَلَهُ

غفرْتُ ، هُمُ الْقوْمُ لاَيشْقى بِهِمْ جَلِيْسُهُمْ -

« مسلم كتاب الذكر باب فضل مجالس الذكر »

**9.** Hazret Abu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[saws] ka thënë:

*"Disa engjëj të Allahut bredhin në kërkim të atyre kuvendimeve ku përkujtohet Allahu. Dhe kur e gjejnë ndonjë kuvendim të tillë, në të cilin përkujtohet Allahu, ulen dhe qëndrojnë me ta, i shtrijnë krahët e tyre mbi ta dhe tubohen njëri mbi tjetrin derisa hapësira në mes tokës dhe qiellit të mbushet me praninë e tyre. Kur shpërndahen njerëzit atëherë edhe ata ngjiten në qiell. Ndonëse Allahu e di mirë se ku ishin ata, Ai i pyet: 'Prej nga po vini'? Ata përgjigjen, 'Ne kemi qenë te disa shërbëtorë të Tu, të cilët të lartësonin, të madhëronin e pohonin Unikatësinë Tënde, të lavdëronin dhe të lusnin Ty. 'Allahu i pyet: 'Çka kërkonin prej Meje?' 'Ata po kërkonin prej Teje Xhenetin Tënd', thonë engjëjt. 'A e kanë parë ata xhenetin Tim?' pyet Allahu. Engjëjt përgjigjen, 'Jo, ata nuk e kanë parë xhenetin Tënd'. Allahu thotë: 'Si do të ishte, po ta kishin parë Xhenetin Tim!' Mandej, engjëjt thonë, 'Ata kërkonin edhe strehimin Tënd'. 'Prej çka po e kërkonin strehimin Tim?'- pyet Allahu. 'Prej zjarrit Tënd', përgjigjen engjëjt. 'A e kanë parë ata zjarrin Tim?' pyet Allahu. 'Jo' - thonë engjëjt, - 'nuk e kanë parë'. Allahu thotë, 'Si do të ishte, po ta kishin parë zjarrin Tim!' 'Ata po kërkonin edhe faljen Tënde' vazhdojnë engjëjt. Allahu thotë, 'I kam falur dhe u kam dhënë gjithçka që kanë kërkuar prej Meje dhe u kam dhënë strehim prej çka kanë kërkuar'. Atëherë, engjëjt i thonë, 'O Zoti ynë, aty ka qenë edhe një njeri shumë mëkatar, i cili ishte duke kaluar pranë tyre dhe u ul me ta. 'Edhe atë e kam falur' thotë Allahu 'sepse ata janë njerëz të tillë, sa që nuk mbetet i pa bekuar edhe ai, i cili ulet në kuvendimin e tyre".*

**(Muslimi)**

## DASHURIA NDAJ ALLAHUT

عَنْ اَبِى الدَّرْدَآءِ رضى الله عنه قَالَ : قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ كَانَ ١٠ ـ
مِنْ دُعَآءِ دَاؤُدَ عَلَيْهِ السَّلاَمُ : اَللّٰهُمَّ اِنِّى اَسْأَلُكَ حُبَّكَ وَحُبَّ
مَنْ يُّحِبُّكَ وَالْعَمَلَ الَّذِىْ يُبَلِّغُنِىْ حُبَّكَ ، اَللّٰهُمَّ اجْعَلْ حُبَّكَ
اَحَبَّ اِلَىَّ مِنْ نَّفْسِىْ وَاَهْلِىْ وَمِنَ الْمَآءِ الْبَارِدِ ـ

« ترمذى كتاب الدعوات »

**10.** Hazret Abud-Darda[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka treguar se Hazret Daudi[as] e luste Zotin me këto fjalë:

*"O Zoti im! Kërkoj prej Teje dashurinë Tënde dhe dashurinë e atij, i cili Të do Ty dhe dashurinë e asaj vepre që ma mundëson dashurinë Tënde. O Zoti im! Bëje dashurinë Tënde më të dashur për mua se jetën time, se familjen time dhe më të dashur se ujin e ftohtë".*

**(Tirmdhiu)**

عَنْ اَنَسٍ رضى الله عنه عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ : ثَلاَثٌ مَنْ كُنَّ ١١ ـ
فِيْهِ وَجَدَ بِهِنَّ حَلاَوَةَ الْاِيْمَانِ : اَنْ يَّكُوْنَ اللّٰهُ وَرَسُوْلُهُ اَحَبَّ
اِلَيْهِ مِمَّا سِوَاهُمَا وَاَنْ يُّحِبَّ الْمَرْءَ لَايُحِبُّهُ اِلَّا لِلّٰهِ ، وَاَنْ يَّكْرَهَ اَنْ
يَّعُوْدَ فِى الْكُفْرِ بَعْدَ اَنْ اَنْقَذَهُ اللّٰهُ مِنْهُ كَمَا يَكْرَهُ اَنْ يُّقْذَفَ فِى
النَّارِ ـ

« بخارى كتاب الايمان باب حلاوة الايمان »

**11.** Hazret Enesi[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:
*"Janë tri cilësi, të cilat ia mundësojnë atij që i ka, ta shijojë ëmbëlsinë e vërtetë të besimit. Ato janë: që Allahu dhe Profeti i Tij të jenë tek ai më të dashur se çdo gjë; që ai ta dojë dikë vetëm për hir të Allahut; dhe pasi që Allahu e ka shpëtuar nga mosbesimi, urren të kthehet prapë në të më shumë se sa urren të hidhet në zjarr".*

**(Buhariu)**

١٢ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه اَنَّ رَسُوْلَ الله ﷺ قَالَ : لَوْ
يَعْلَمُ الْمُؤْمِنُ مَاعِنْدَ الله مِنَ الْعُقُوْبَةِ مَاطَمِعَ بِجَنَّتِهِ اَحَدٌ ،
وَلَوْ يَعْلَمُ الْكَافِرُ مَا عِنْدَ الله مِنَ الرَّحْمَةِ مَا قَنَطَ مِنْ جَنَّتِهِ
اَحَدٌ -

« مسلم كتاب التوبة باب فى سعة رحمة الله »

**12.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:
*"Po ta dinte besimtari se sa i rreptë është ndëshkimi i Allahut, ai do t'i humbte të gjitha shpresat për ta fituar Xhenetin. Dhe po ta dinte mosbesimtari se sa e pakufishme është mëshira e Allahut, ai kurrë nuk do t'i humbte shpresat për ta fituar Xhenetin".*

**(Muslimi)**

١٣ - عَنْ وَاثِلَةَ بْنِ الاَسْقَعِ عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ قَالَ اللّٰهُ تَبَارَكَ وَ
تَعَالٰى : اَنَا عِنْدَ ظَنِّ عَبْدِىْ بِىْ فَلْيَظُنَّ بِىْ مَاشَاءَ -

« بخارى كتاب التوحيد باب يحذركم الله نفسه و مسند
دارمى باب حسن الظَّنّ »

**13.** Hazret Vathila[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë se Allahu[xhsh] thotë:

*"Unë sillem me robin Tim ashtu siç mendon ai për Mua. Pra, le të mendojë për Mua siç dëshiron ai".*

**(Buhariu)**

١٤ - عَنْ اَبِى هُرَيْرَةَ رضى الله عنه عَنْ رَسُوْلِ اللهِ ﷺ اَنَّهُ قَالَ: قَالَ اللّٰهُ عَزَّوَجَلَّ: اَنَا عِنْدَ ظَنِّ عَبْدِىْ بِى وَاَنَا مَعَهُ حَيْثُ يَذْكُرُنِى وَاللهِ اَللّٰهُ اَفْرَحُ بِتَوْبَةِ عَبْدِهِ مِنْ اَحَدِكُمْ يَجِدُ ضَالَّتَهُ بِالْفَلَاةِ وَمَنْ تَقَرَّبَ اِلَىَّ شِبْرًا تَقَرَّبْتُ اِلَيْهِ ذِرَاعًا ، وَمَنْ تَقَرَّبَ اِلَىَّ ذِرَاعًا تَقَرَّبْتُ اِلَيْهِ بَاعًا ، وَاِذَا اَقْبَلَ اِلَىَّ يَمْشِىْ اَقْبَلْتُ اِلَيْهِ اُهَرْوِلُ -

« مسلم كتاب التوبة باب فى الحضّ على التوبة »

**14.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Allahu[xhsh] thotë se Unë sillem me robin Tim sipas mendimit që ai ka për Mua dhe Unë jam me të kur ai Më përkujton Mua. Pasha Allahun! Allahu gëzohet nga pendimi i robit të Vet më shumë se ai, i cili papritmas e gjen devenë e tij, të cilën e kishte humbur në shkretëtirë. Allahu thotë: 'Kur dikush Më afrohet Mua një pëllëmbë, Unë i afrohem atij një krah; dhe kur ai Më afrohet një krah, Unë i afrohem atij dy krahë; dhe kur ai vjen nga Unë duke ecur, Unë i afrohem atij duke vrapuar."*

**(Buhariu)**

١٥ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ عَنْ رَسُوْلِ اللهِ ﷺ قَالَ اَسْرَفَ رَجُلٌ عَلٰى
نَفْسِهِ فَلَمَّا حَضَرَهُ الْمَوْتُ اَوْصٰى بَنِيْهِ فَقَالَ اِذَا اَنَا مِتُّ
فَاحْرِقُوْنِىْ ثُمَّ اسْحَقُوْنِىْ ثُمَّ ذَرُوْنِىْ فِى الرِّيْحِ فِى الْبَحْرِ
فَوَاللهِ لَئِنْ قَدَرَ عَلَىَّ رَبِّىْ لَيُعَذِّبُنِّىْ عَذَابًا مَّا عَذَّبَهُ اَحَدًا قَالَ
فَفَعَلُوْا بِهِ ذٰلِكَ فَقَالَ لِلْاَرْضِ اَدِّىْ مَا اَخَذْتِ فَاِذَا هُوَ قَائِمٌ
فَقَالَ لَهُ : مَاحَمَلَكَ عَلٰى مَاصَنَعْتَ قَالَ : خَشْيَتُكَ اَوْ مَخَافَتُكَ
يَا رَبِّ ! فَغَفَرَلَهُ -

« بخارى كتاب التوحيد-ابن ماجه كتاب الزهد باب ذكر الذنوب / مسند احمد ٢/٢٦٩ »

**15.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërugari i Allahut[savs] ka thënë se Allahu[xhsh] thotë:

*"Ishte një herë një njeri i cili kishte bërë shumë mëkate kundër vetes së tij. Kur iu afrua vdekja, ai u tha bijve të tij: "Kur të vdes digjeni trupin tim, e pasi të jem bërë hi e pluhur, merreni pluhurin tim, shkoni në det dhe hidheni atë në erë. Pasha Allahun! Unë kam frikë se nëse Allahu më shtie në dorë, do të më dënojë me një dënim që nuk e ka dënuar askënd më parë. Atëherë Profeti i shenjtë[savs] tha se bijtë e tij bënë siç u kishte thënë i ati. Por, Allahu[xhsh] e urdhëroi tokën: 'Ktheje atë që ke marrë ti". Pra njeriu u ngrit. Allahu e pyeti, 'Çfarë të shtyri të bëje ashtu?' Ai u përgjigj, 'Frika nga ndëshkimi Yt, o Zoti im'. Kështu Allahu e fali atë".*

**(Buhariu)**

١٦ - عَنْ عُثْمَانَ بْنِ عَفَّانَ رضى الله عنه قَالَ : قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ :
خَيْرُكُمْ مَنْ تَعَلَّمَ الْقُرْاٰنَ وَ عَلَّمَهُ -
« بخارى كتاب فضائل القراٰن باب خيركم من تعلم
القران »

**16.** Hazret Osman bin Affani[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Më i miri nga ju është ai, i cili e mëson Kuranin dhe (atë) ua mëson të tjerëve".*

**(Buhariu)**

١٧ - عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ رضى الله عنهما قَالَ : قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ :
اِنَّ الَّذِىْ لَيْسَ فِىْ جَوْفِهِ شَىْءٌ مِّنَ الْقُرْاٰنِ كَالْبَيْتِ الْخَرِبِ○
« ترمذى فضائل القران باب من قرأ حرفا »

**17.** Hazret Ibn Abasi[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Vërtet, ai i cili nuk e mëson asnjë pjesë të Kuranit, është si shtëpi e braktisur".*

**(Tirmidhiu)**

١٨ - عَنْ زَيْدِ بْنِ اَرْقَمَ قَالَ قَامَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ يَومًا فِيْنَا خَطِيْبًا
فَحَمِدَ اللهَ وَاَثْنٰى عَلَيْهِ وَوَعَظَ وَ ذَكَّرَ ثُمَّ قَالَ : اَمَّا بَعْدُ اَلاَ اَيُّهَا
النَّاسُ فَاِنَّمَا أَنَابَشَرٌيُوْشِكُ أَنْ يَّاتِىَ رَسُوْلُ رَبِّىْ فَاُجِيْبَ وَأَنَا
تَارِكٌ فِيْكُمْ ثَقَلَيْنِ اَوَّلُهُمَا كِتَابُ اللهِ فِيْهِ الْهُدٰى وَالنُّوْرُ فَخُذُوْا
بِكِتَابِ اللهِ وَاسْتَمْسِكُوْا بِهِ فَحَثَّ عَلٰى كِتَابِ اللهِ وَ رَغَّبَ فِيْهِ
ثُمَّ قَالَ : وَأَهْلُ بَيْتِىْ ، أُذَكِّرُكُمُ اللهَ فِىْ اَهْلِ بَيْتِىْ ،
اُذَكِّرُكُمُ اللهَ فِىْ اَهْلِ بَيْتِىْ ، اُذَكِّرُكُمُ اللهَ فِىْ اَهْلِ بَيْتِىْ -
« مسلم كتاب فضائل الصحابة باب من فضائل علىٍّ رض »

**18.** Hazret Zejd bin Erkami[ra] rrëfen:
Një ditë i Dërguari i Allahut[savs] u ngrit që të na këshillonte. Ai e lavdëroi Allahun[xhsh] dhe e madhëroi Atë dhe na këshilloi duke thënë:

*"O njerëz! Unë jam vetëm një njeri dhe mund të ndodhë, që një ditë të vijë tek unë Engjëlli i Allahut dhe unë të largohem nga kjo botë. Unë po ju lë në mesin tuaj dy gjëra të rëndësishme: Librin e Allahut, që është udhëzim dhe dritë. Pra, mbahuni fort pas Librit të Allahut dhe veproni sipas tij'. Kështu ai na tërhoqi vëmendjen për librin e Allahut dhe na nxiti për të. 'Po ashtu po lë pas vetes anëtarët e familjes sime. Unë ju këshilloj të frikësoheni prej Allahut lidhur me anëtarët e familjes sime (të silleni mirë me ta)".*
*Ai i përsëriti tri herë këto fjalë.*

**(Muslimi)**

١٩ - عَنْ عَبْدِاللهِ بْنِ اَبِىْ اَوْفىٰ قَالَ: كَانَ النَّبِىُّ ﷺ لَايَاْنِفُ وَلَا يَسْتَنْكِفُ اَنْ يَّمْشِىَ مَعَ الاَرْمَلَةِ وَالْمِسْكِيْنِ فَيَقْضِىْ لَهُمَا حَاجَتَهُمَا -

« مسند دارمى باب فى تواضع رسول الله صلى الله عليه وسلم »

**19.** Hazret Abdullah bin Abi Aufa[ra] rrëfen se:

*"Profeti i shenjtë[savs] kurrë s'tregoi përbuzje e as nuk u soll me mospërfillje ndaj vejushave e të varfërve, por përkundrazi, ai gjithnjë shfrytëzonte rastin t'i ndihmojë ata".*

**(Masnad Darmi)**

٢٠ - عَنْ عَائِشَةَ رضى الله عنها قَالَتْ مَاضَرَبَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ شَيْئًاقَطُّ بِيَدِهِ وَلَا امْرَأَةً وَلَا خَادِمًا اِلَّا اَنْ يُجَاهِدَ فِىْ سَبِيْلِ اللهِ وَمَانِيْلَ مِنْهُ شَيْئٌ قَطُّ فَيَنْتَقِمَ مِنْ صَاحِبِهِ اِلَّا اَنْ يُنْتَهَكَ شَيْئٌ مِنْ مَحَارِمِ اللهِ فَيَنْتَقِمَ لِلّٰهِ عَزَّوَجَلَّ -

« مسلم كتاب الفضائل باب مباعدته الآثام واختياره من المباح »

**20.** Hazret Ajshja[ra] rrëfen se:

*"I Dërguari i Allahut[savs], megjithëse bëri xhihad në rrugën e Allahut, ai kurrë nuk ka rrahur askënd; as ndonjë grua e as ndonjë shërbëtor. Kur dikush i shkaktonte dëm, ai kurrë nuk merrte hak. Mirëpo, kur çnderohej ndonjë vend i shenjtë i Allahut, ai për hir të Allahut merrte hak".*

**(Muslimi)**

٢١ - عَنْ اَبِىْ سَعِيْدٍ الْخُدْرِىِّ رضى الله عنه اَنَّ رَسُوْلَ اللهِ ﷺ كَانَ
يَعْلِفُ الْبَعِيْرَ وَيُقِيْمُ الْبَيْتَ وَيَخْصِفُ النَّعْلَ وَيَرْقَعُ الثَّوْبَ
وَيَحْلِبُ الشَّاةَ وَيَاكُلُ مَعَ الْخَادِمِ وَيَطْحَنُ مَعَهُ اِذَا أَعْيَا وَكَانَ
لَايَمْنَعُهُ الْحَيَاءُ اَنْ يَحْمِلَ بِضَاعَتَهُ مِنَ السُّوْقِ اِلىٰ اَهْلِهِ وَكَانَ
يُصَافِحُ الْغَنِىَّ وَالْفَقِيْرَ وَيُسَلِّمُ مُبْتَدِيًا وَلَايَحْتَقِرُ مَا دُعِىَ اِلَيْهِ
وَلَوْ اِلىٰ حَشَفِ التَّمْرِ وَكَانَ هَيِّنَ الْمُؤْنَةِ ، لَيِّنَ الْخُلُقِ ، كَرِيْمَ
الطَّبِيْعَةِ ، جَمِيْلَ الْمُعَاشَرَةِ ، طَلِقَ الْوَجْهِ ، بَسَّامًا مِنْ
غَيْرِ ضِحْكٍ ، مَحْزُوْنًا مِنْ غَيْرِ عُبُوْسَةٍ ، مُتَوَاضِعًا مِنْ غَيْرِ
مَذَلَّةٍ ، جَوَّادًا مِنْ غَيْرِ سَرَفٍ رَقِيْقَ الْقَلْبِ رَحِيْمًا بِكُلِّ
مُسْلِمٍ لَمْ يَتَجَشَّأْ قَطُّ مِنْ شَبَعٍ وَلَمْ يَمُدَّ يَدَهُ اِلىٰ طَمَعٍ -

« مشكوة كتاب الفتن باب فى اخلاقه - قشيريه ص ٧٥
اسدالغابة جلد اول ص « ٢٩ »

**21.** Hazret Ebu Said Hudri[ra] rrëfen se:

*"I Dërguari i Allahut[savs] vetë i ushqente devetë, i kryente punët e shtëpisë, i riparonte këpucët e veta, i arnonte rrobat, milte dhitë dhe hante bashkë me shërbëtorin e tij. Nëse shërbëtori lodhej nga të bluarit e grurit, ai e ndihmonte atë. Atij kurrë nuk i vinte turp t'i sillte familjes gjëra të nevojshme nga pazari. Ai i përshëndeste të pasurit e të varfrit. Gjithmonë përpiqej të përshëndeste i pari. Ai kurrë nuk e refuzonte ftesën e dikujt qoftë edhe për të ngrënë hurma. Ai ka qenë shumë dashamirës, zemërbutë dhe shpirtmirë. Sjelljet e tij më të vërtetë kanë qenë të shkëlqyeshme dhe ai gjithnjë ishte i buzëqeshur. Ai buzëqeshte, por kurrë nuk qeshte me zë. Kurrë nuk ngrysej madje edhe kur ishte i pikëlluar. Ai ishte modest, por jo i dobët. Ishte dorëhapur, por jo ekstravagant.*
*Ai ishte zemërbutë dhe i mëshirshëm ndaj çdo myslimani. Ai nuk hante aq sa t'i vinte gromësirë. Ai kurrë nuk e ka zgjatur dorën nga motivi i lakmisë".*

**(Mishkati)**

٢٢ - عَنْ أَبِىْ مُوْسَى الأَشْعَرِىِّ رضى الله عنه قَالَ: أَخْرَجَتْ لَنَا
عَائِشَةُ رضى الله عنها كِسَاءً وَإِزَارًا غَلِيْظًا قَالَتْ: قُبِضَ
رَسُوْلُ الله ﷺ فِىْ هٰذَيْنِ -

« بخارى كتاب اللباس باب الاكسية »

**22.** Hazret Ebu Musa el-Ash'ari[ra] rrëfen:
*"Një herë Ajshja[ra] na tregoi një çarçaf dhe një stof të trashë (të cilin e lidhte për ije) dhe na tha se Profeti i shenjtë[savs] ishte i veshur në këto rroba kur ndërroi jetë".*

**(Buhariu)**

## BAZAT E ISLAMIT

٢٣ - عَنِ ابْنِ عُمَرَ رضى الله عنهما قَالَ: قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ : بُنِىَ
الْاِسْلَامُ عَلٰى خَمْسٍ : شَهَادَةِ اَنْ لَّآ اِلٰهَ اِلَّا اللّٰهُ وَاَنَّ مُحَمَّدًا
رَسُوْلُ اللهِ وَاِقَامِ الصَّلٰوةِ ، وَاِيْتَاءِ الزَّكٰوةِ ، وَحَجِّ
الْبَيْتِ ، وَصَوْمِ رَمَضَانَ -

« بخارى كتاب الايمان باب قول النبى صلى الله عليه وسلم
بنى الاسلام »

**23.** Hazret Ibn Omeri[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Islami bazohet mbi pesë shtylla: të dëshmuarit se s'ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut, falja e namazit, dhënia e zekatit, shkuarja në haxh dhe agjërimi në muajin e Ramazanit".*

**(Buhariu)**

٢٤ - عَنْ عُمَرَبْنِ الْخَطَّابِ رضى الله عنه قَالَ كُنَّاعِنْدَ رَسُوْلِ الله ﷺ فَجَـآءَ رَجُلٌ شَدِيْدُ بَيَاضِ الثِّيَابِ شَدِيْدُ سَوَادِ الشَّعْرِ لاَيُرٰى عَلَيْهِ اَثَرُالسَّفَرِ وَلاَ يَعْرِفُهُ مِنَّا اَحَدٌ حَتّٰى اَتَى النَّبِىَّ ﷺ فَاَلْزَقَ رُكْبَتَهُ بِرُكْبَتِهِ ثُمَّ قَالَ يَا مُحَمَّدُ مَا الْاِيْمَانُ قَالَ اَنْ تُؤْمِنَ بِاللهِ وَمَلاَئِكَتِهِ وَكُتُبِهِ وَرُسُلِهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ وَالْقَدْرِ خَيْرِهِ وَشَرِّهِ -

« ترمذى كتاب الايمان باب فى وصف جبريل النبى صلى الله عليه وسلم الايمان والاسلام »

**24.** Hazret Omer ibn Hatabi[ra] rrëfen:

*"Ishim me të Dërguarin e Allahut[savs], kur erdhi një njeri i veshur me rroba shumë të bardha dhe kishte flokë të zinj. Ai nuk kishte shenja të udhëtimit e as nuk njihej nga asnjëri prej nesh. Ai erdhi dhe u ul pranë Profetit të shenjtë[savs], ashtu që gjunjët e tij i preknin gjunjët e Profetit të shenjtë[savs] dhe më pas i tha: 'O Muhamed! Çka është besimi?' Profeti i shenjtë[savs] iu përgjigj: 'Besimi është ta besosh Allahun, engjëjt e Tij, librat e Tij, profetët e Tij, Ditën e Gjykimit dhe Tekdirin* - (ligjin Hyjnor lidhur me të mirën e të keqen)*"*.

**(Tirmidhiu)**

## NAMAZI DHE KUSHTET E TIJ

٢٥ - عَنْ عُثْمَانَ بْنِ عَفَّانَ رضى الله عنه اَنَّهُ دَعَا بِاِنَاءٍ فَاَفْرَغَ عَلَى كَفَّيْهِ ثَلٰثَ مِرَارٍ فَغَسَلَهُمَا ثُمَّ اَدْخَلَ يَمِيْنَهُ فِى الاِنَاءِ فَمَضْمَضَ وَاسْتَنْثَرَ ثُمَّ غَسَلَ وَجْهَهُ ثَلٰثًا وَيَدَيْهِ اِلَى الْمِرْفَقَيْنِ ثَلٰثَ مِرَارٍ ثُمَّ مَسَحَ بِرَأْسِهِ ثُمَّ غَسَلَ رِجْلَيْهِ ثَلٰثَ مِرَارٍ اِلَى الْكَعْبَيْنِ ثُمَّ قَالَ قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ : مَنْ تَوَضَّأَ نَحْوَ وُضُوْئِى هٰذَا ثُمَّ صَلَّى رَكْعَتَيْنِ لَايُحَدِّثُ فِيْهِمَا غُفِرَ لَهُ مَاتَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ -

« بخارى كتاب الوضوء باب الوضوء ثلٰثاثلٰثًا »

**25.** Një herë Hazret Osman ibn Affani[ra] kërkoi ujë (për të marrë abdes). Ai së pari i lau tri herë duart e tij e pastaj me dorën e djathtë futi pak ujë në gojë dhe e shpërlau atë. Më pas e pastroi hundën dhe e lau tri herë fytyrën. Mandej i lau tri herë krahët deri te bërrylat dhe pas kësaj i përshkoi duart e lagëta nëpër kokë. Pastaj i lau tri herë këmbët deri te nyjat. Pasi mori abdes tha:

*"I Dërguari i Allahut[savs] ka thënë se kush merr abdes në këtë mënyrë, si mora unë dhe fal dy rekate namaz me përqendrim dhe me përulësi, do t'i falen mëkatet e tij të mëparshme".*

**(Buhariu)**

٢٦ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه اَنَّ رَسُوْلَ الله ﷺ قَالَ : اَلَا اَدُلُّكُمْ عَلىٰ مَايَمْحُو الله بِهِ الْخَطَايَا ، وَيَرْفَعُ بِهِ الدَّرَجَاتِ ؟ قَالُــوْا : بَلىٰ يَارَسُــوْلَ الله ، قَالَ : اِسْبَاغُ الْــوُضُــوْءِ عَلَى الْمَكَارِهِ ، وَكَثْرَةُ الْخُطَا اِلَى الْمَسَاجِدِ ، وَاِنْتِظَارُ الصَّلٰوةِ بَعْدَ الصَّلٰوةِ ، فَذٰلِكُمُ الرِّبَاطُ ، فَذٰلِكُمُ الرِّبَاطُ -

« مسلم كتاب الطهارات باب فضل اسباغ الوضوء على المكاره »



**26.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"A mos t'ju tregoj diçka me anën e së cilës, Allahu do t'i shlyejë gabimet tuaja dhe do t'i ngrejë gradat tuaja?' 'Tregona, o i Dërguari i Allahut!' thanë ata. Profeti i shenjtë[savs] tha: 'Të merrni abdes sado që nuk ju pëlqen, të shkoni në xhami edhe nëse e keni larg dhe pas namazit ta prisni namazin tjetër. Këto janë si rojët në kufi, këto janë si rojët në kufi".*

**(Muslimi)**

٢٧ - عَنْ عَائِشَةَ رضى الله عنها قَالَتْ : كَانَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ يَفْتَتِحُ
الصَّلاَةَ بِالتَّكْبِيْرِ وَالْقِرأَةِ بِالْحَمْدِللهِ رَبِّ الْعَالَمِيْنَ - وَكَانَ اذا
رَكَعَ لَمْ يَرْفَعْ رَأْسَهُ وَلَمْ يُصَوِّبْهُ وَلٰكِنْ بَيْنَ ذٰلِكَ وَكَانَ اذا
رَفَعَ رَأْسَهُ مِنَ الرُّكُوْعِ لَمْ يَسْجُدْ حَتَّى يَسْتَوِى قَائِمًا -
وَاِذَارَفَعَ رَأْسَهُ مِنَ السُّجُوْدِ لَمْ يَسْجُدْ حَتَّى يَسْتَوِىَ جَالِسًا -
وَكَانَ يَقُوْلُ فِىْ كُلِّ رَكْعَتَيْنِ التَّحِيَّةَ وَكَانَ يَفْرِشُ رِجْلَهُ
الْيُسْرٰى وَيَنْصِبُ رِجْلَهُ الْيُمْنٰى وَكَانَ يَنْهٰى عَنْ عَقْبِ
الشَّيْطَانِ وَكَانَ يَنْهٰى أَنْ يَفْتَرِشَ الرَّجُلُ ذِرَاعَيْهِ اِفْتِرَاشَ
الْكَلْبِ وَكَانَ يَخْتِمُ الصَّلٰوةَ بِالتَّسْلِيْمِ -

« مسند احمد ٦/٣١ »

**27.** Hazret Ajshja[ra] rrëfen:
*"I Dërguari i Allahut[savs] e fillonte namazin me "Tekbir" (Allahu Akber - Allahu është më i madhi). Pas kësaj ai recitonte Elhamdu lil-lahi rabbil-alemin... Kur bënte ruku (përkulej) nuk e mbante kokën lart e as poshtë, por e mbante në mes[1]. Kur ngrihej nga rukuja, drejtohej plotësisht e pastaj shkonte në sexhde. E kur e çonte kokën lart nga sexhdeja, ulej drejt, pastaj e bënte sexhden e dytë. Pas çdo dy rekateve, qëndronte ulur për të recituar "Ettehijatin". Në këtë pozitë ai e mbante drejt shputën e këmbës së djathtë (vertikalisht), kurse atë të këmbës së majtë e shtrinte. Ai e ndaloi që njeriu të ulet mbi nyjat e këmbëve si shejtani dhe t'i shtrijë bërrylat në sexhde si qeni. Ai e mbaronte namazin duke thënë, 'es-selamu alejkum', paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi ju!"*

**( Masnad Ahmedi )**



1 drejtë në nivel të shpinës

٢٨ - عَنْ عَبْدِاللهِ بْنِ مَسْعُودٍ رضى الله عنه قَالَ : سَأَلْتُ النَّبِىَّ ﷺ
اَىُّ الْعَمَلِ اَحَبُّ اِلَى اللهِ تَعَالىٰ ؟ قَالَ : اَلصَّلٰوةُ عَلىٰ وَقْتِهَا ،
قُلْتُ : ثُمَّ اَىُّ ؟ قَالَ : بِرُّالْوَالِدَيْنِ ، قُلْتُ : ثُمَّ اَىُّ ؟ قَالَ :
اَلْجِهَادُ فِىْ سَبِيْلِ اللهِ -
« بخارى كتاب الجهاد باب فضل الجهاد والسير »

**28.** Hazret Abdullah bin Masudi[ra] rrëfen:

*"E pyeta Profetin e shenjtë[savs] se cila vepër është më e dashur te Allahu[xhsh]. Profeti i shenjtë[savs] u përgjigj: 'Falja e namazit në kohën e caktuar'. Pastaj unë e pyeta: 'E pas kësaj?' 'Sjellja e mirë ndaj prindërve', tha ai. Unë e pyeta: 'E pas kësaj?' 'Xhihadi në rrugën e Allahut', u përgjigj ai."*

**(Buhariu)**

٢٩ - عَنْ عَمْرِوبْنِ شُعَيْبٍ عَنْ اَبِيْهِ عَنْ جَدِّهٖ رضى الله عنهم
قَالَ : قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ مُرُوْا اَوْلَادَكُمْ بِالصَّلٰوةِ وَهُمْ اَبْنَاءُ
سَبْعِ سِنِيْنَ وَاضْرِبُوْهُمْ عَلَيْهَا وَهُمْ اَبْنَآءُ عَشْرٍ وَّفَرِّقُوْا
بَيْنَهُمْ فِى الْمَضَاجِعِ -
« ابوداؤد باب متى يؤمر الغلام بالصلٰوة-مسند احمد
٢/١٨٠ »

**29.** Hazret Amr bin Shuejbi[ra] ka dëgjuar prej babait të vet, i cili kishte dëgjuar prej të atit të tij, se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Urdhëroni fëmijët tuaj që ta falin namazin kur janë në moshën shtatë vjeçare ndërsa kur arrijnë moshën dhjetë vjeçare bëhuni më të rreptë ndaj tyre në çështjen e namazit, dhe ndajini shtretërit e tyre (që të flenë veçmas)".*

**(Ebu Daudi )**

٣٠- عَنْ فَاطِمَةَ الزَّهْرَآءِ رضى الله عنها قَالَتْ: كَانَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ اِذَا دَخَلَ الْمَسْجِدَ قَالَ: بِسْمِ اللهِ وَالسَّلَامُ عَلٰى رَسُوْلِ اللهِ، اَللّٰهُمَّ اغْفِرْلِىْ ذُنُوْبِىْ وَافْتَحْ لِىْ اَبْوَابَ رَحْمَتِكَ وَاِذَا خَرَجَ قَالَ: بِسْمِ اللهِ وَالسَّلَامُ عَلٰى رَسُوْلِ اللهِ، اَللّٰهُمَّ اغْفِرْلِىْ ذُنُوْبِىْ وَافْتَحْ لِىْ اَبْوَابَ فَضْلِكَ -

« مسند احمد حديث فاطمه بنت رسول الله صلى الله عليه وسلم ص ٦/٢٨٣ »

**30.** Hazret Fatimja[ra] rrëfen:

*"Kur i Dërguari i Allahut[savs] hynte në xhami, e recitonte këtë lutje: 'Në emër të Allahut, paqja qoftë mbi të Dërguarin e Allahut! O Allah, falmi mëkatet e mia dhe hapmi dyert e mëshirës Sate. Dhe kur dilte nga xhamia, e recitonte këtë lutje: "Në emër të Allahut, paqja qoftë mbi të Dërguarin e Allahut! O Allah, falmi mëkatet e mia dhe hapmi dyert e mirësisë Sate".*

**(Masnad Ahmedi )**

## AGJËRIMI

عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه قَالَ : قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ : ٣١-
قَالَ اللّهُ عَزَّ وَجَلَّ : كُلُّ عَمَلِ ابْنِ اٰدَمَ لَهُ اِلاَّ الصِّيَامَ فَاِنَّهُ لِى
وَاَنَا اَجْزِىْ بِهِ وَالصِّيَامُ جُنَّةٌ فَاِذَا كَانَ يَوْمُ صَوْمِ اَحَدِكُمْ فَلا
يَرْفُثْ وَلاَ يَصْخَبْ فَاِنْ سَابَّهُ اَحَدٌ اَوْ قَاتَلَهُ فَلْيَقُلْ : اِنِّىْ
صَائِمٌ ، وَالَّذِىْ نَفْسُ مُحَمَّدٍ بِيَدِهِ لَخُلُوْفُ فَمِ الصَّائِمِ
اَطْيَبُ عِنْدَ اللهِ مِنْ رِيْحِ الْمِسْكِ ـ لِلصَّائِمِ فَرْحَتَانِ
يَفْرَحُهُمَا : اِذَا اَفْطَرَ فَرِحَ وَاِذَا لَقِىَ رَبَّهُ فَرِحَ بِصَوْمِهِ ـ
« بخارى كتاب الصوم باب هل يقول انى صائم اذا شتم »

**31.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:
*"Allahu[xhsh] thotë se të gjitha veprat e njeriut janë për hir të vetës së tij, përveç agjërimit. Sepse agjërimi është për Mua dhe unë jam shpërblimi i tij. Agjërimi është mburojë (kundër së keqes). Prandaj, kur dikush prej jush agjëron, ai nuk duhet të angazhohet në biseda të kota e as nuk duhet ta ngrejë zërin. Nëse dikush e fyen atë apo kërkon të grindet me të, ai vetëm duhet t'i thotë se jam* agjërueshëm. *Pasha Allahun, Në dorën e të Cilit është jeta e Muhamedit, era e gojës së agjëruesit tek Allahu është më e mirë se sa aroma e miskut. Ai që agjëron, përjeton dy gëzime; gëzohet kur bën iftar dhe kur e takon Zotin e tij për shkak të agjërimit të tij".*

**(Buhariu)**

٣٢ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه قَالَ : قَالَ النَّبِىُّ ﷺ : مَنْ لَمْ يَدَعُ قَوْلَ الـزُّوْرِ وَالْعَمَلَ بِهِ فَلَيْسَ لِلّٰهِ حَاجَةٌ فِىْ اَنْ يَدَعَ طَعَامَهُ وَشَرَابَهُ -

« بخـارى كتـاب الصـوم باب من لم يدع قول الزور و العمل به »



**32.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Allahu nuk ka nevojë për agjërimin e atij, i cili nuk përmbahet nga të folurit gënjeshtra dhe nga mashtrimi".*

**(Buhariu)**

٣٣ - عنْ عَآئِشَـــةَ رضى الله عنهــا اَنَّ النَّبِىَّ ﷺ كَانَ يَعْتَكِفُ الْعَشْرَ الاَوَاخِـــرَ مِنْ رَمَضَــانَ حَتّٰى تَوَفَّـاهُ اللّٰهُ تَعَـالٰى ثُمَّ اعْتَكَفَ اَزْوَاجُهُ مِنْ بَعْدِهِ

« بخارى كتاب الاعتكاف باب الاعتكاف فى العشر الاواخر »

**33.** Hazret Ajshja[ra] rrëfen:

*"Profeti i shenjtë[savs] rrinte Itikaf gjatë dhjetë ditëve të fundit të Ramazanit. Ashtu bëri gjatë gjithë jetës së tij. Pas vdekjes së tij, gratë e tij rrinin Itikaf në të njëjtën mënyrë."*

**(Buhariu)**

## HAXHI

٣٤- عنْ اَبىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه قَالَ خَطَبَنا رَسُوْلُ اللهِ ﷺ
فَقَالَ : يَاايُّهَا النَّاسُ اِنَّ اللهَ قَدْ فَرَضَ عَلَيْكُمُ الْحَجَّ فَحُجُّوْا
فَقَالَ رَجُلٌ : اَكُلَّ عَامٍ يَارَسُوْلَ اللهِ ؟ فَسَكَتَ حَتَّى قَالَهَا
ثَلاَثًا - فَقَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ لَوْ قُلْتُ نَعَمْ لَوَجَبَتْ
وَلَمَااسْتَطَعْتُمْ ثُمَّ قَالَ : ذَرُوْنِى مَاتَرَكْتُكُمْ فَاِنَّمَا هَلَكَ مَنْ كَانَ
قَبْلَكُمْ بِكَثْرَةِ سُؤَالِهِمْ ، وَاخْتِلاَفِهِمْ عَلَىٰ اَنْبِيَآئِهِمْ ، فَاِذَا
اَمَرْتُكُمْ بِشَىْءٍ فَأْتُوْامِنْهُ مَااسْتَطَعْتُمْ وَاِذَا نَهَيْتُكُمْ عَنْ شَىْءٍ
فَدَعُوْهُ -

« مسلم كتاب الحج باب فرض الحج مرةً فى العمر »

**34.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] gjatë një fjalimi tha:

*"O njerëz! Vërtet, Allahu e bëri Haxhin obligim për ju. Pra, duhet që ta kryeni Haxhin'. Duke dëgjuar këto fjalë, një njeri e pyeti, 'O i Dërguari i Allahut! A duhet ta kryejmë për çdo vit?' Ai heshti. I njëjti e përsëriti tri herë këtë pyetje. I Dërguari i Allahut[savs] u përgjigj, 'Po të thosha Po, kjo do të bëhej obligim për ju dhe ju s'do të kishit mundësi ta kryeni për çdo vit.' Pastaj tha, 'Mos pyetni shumë, derisa nuk ju tregoj unë, sepse ata, të cilët kanë qenë para jush, u shkatërruan për shkak se u bënin shumë pyetje profetëve të tyre, por nuk vepronin sipas asaj që u thuhej. Pra, kur ju urdhëroj diçka, përpiquni të veproni sipas asaj; dhe nëse ju ndaloj prej diçka, duhet të largoheni prej saj".*

**(Muslimi)**

٣٥ - عَنْ اَبِى هُرَيْرَةَ قَالَ قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ مَنْ حَجَّ لِلّهِ فَلَمْ يَرْفُثْ وَلَمْ يَفْسُقْ رَجَعَ كَيَوْمٍ وَلَدَتْهُ اُمُّهُ -

« مشكوٰة كتاب المناسك »

**35.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Kush prej jush e kryen haxhin për hir të Allahut dhe nuk angazhohet në gjëra të kota e as nuk bën ndonjë shkelje, ai pastrohet nga mëkatet, ashtu sikurse atë ditë që e ka lindur nëna e tij."*

**(Mishkati)**



## SHPENZIMI NË RRUGËN E ALLAHUT [xhsh]

٣٦ - عَنْ مُعَاذٍ رضى الله عنه قَالَ بَعَثَنِى رَسُوْلُ اللهِ ﷺ فَقَالَ: اِنَّكَ تَاتِىْ قَوْمًا مِّنْ اَهْلِ الْكِتَابِ فَادْعُهُم اِلٰى شَهَادَةِ اَنْ لَّآ اِلٰـهَ اِلَّا اللّٰهُ وَ اَنِّىْ رَسُوْلُ اللهِ ، فَاِنْ هُمْ اَطَاعُوْا لِذٰلِكَ فَاَعْلِمْهُمْ اَنَّ اللهَ قَدِ افْتَرَضَ عَلَيْهِمْ خَمْسَ صَلَوَاتٍ فِىْ كُلِّ يَوْمٍ وَّلَيْلَةٍ ، فَاِنْ هُمْ اَطَاعُوْا لِذٰلِكَ فَاَعْلِمْهُمْ اَنَّ اللهَ قَدِ افْتَرَضَ عَلَيْهِمْ صَدَقَةً تُؤْخَذُ مِنْ اَغْنِيَآئِهِمْ فَتُرَدُّ عَلٰى فُقَرَائِهِمْ فَاِنْ هُمْ اَطَاعُوْا لِذٰلِكَ فَاِيَّاكَ وَكَرَائِمَ اَمْوَالِهِمْ - وَاتَّقِ دَعْوَةَ الْمَظْلُوْمِ فَاِنَّهُ لَيْسَ بَيْنَهَا وَ بَيْنَ اللهِ حِجَابٌ -

« بخارى كتاب الزكوٰة باب لاتؤخذ كرائم اموال الناس فى الصدقة »

**36.** Hazret Muadhi[ra] rrëfen:

*"I Dërguari i Allahut[savs] më bëri prijës (guvernator) të një rajoni dhe më tha: 'Do të takohesh me njerëzit e Librit (jehuditë dhe të krishterët). Ftoji ata të dëshmojnë se s'ka zot tjetër përveç Allahut dhe se unë jam i Dërguari i Allahut. Nëse e pranojnë këtë, thuaju se Allahu e ka bërë obligim namazin (faljen) pesë herë në ditë. Nëse ata e pranojnë edhe këtë, tregoju se Allahu e ka bërë obligim dhënien e lëmoshës. Këto lëmosha merren prej të pasurve të tyre dhe u jepen të varfërve të tyre. Nëse pajtohen me këtë, atëherë mos kërko prej tyre pjesën më të mirë të pasurisë së tyre dhe ruaju prej lutjes së të shtypurit, sepse nuk ka pengesë në mes lutjes së tij dhe Allahut".*

**(Buhariu)**



٣٧- عنْ خُرَيْمِ بْنِ فَاتِكٍ رضى الله عنه قَالَ: قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ: مَنْ اَنْفَقَ نَفَقَةً فِىْ سَبِيْلِ اللهِ كُتِبَ لَهُ سَبْعُمِأَةِ ضِعْفٍ-

« ترمذى باب فضل النفقة فى سبيل الله »

**37.** Hazret Hurejm bin Fatiku[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Njeriu, i cili shpenzon në rrugën e Allahut, shpërblehet shtatëqind fish".*

**(Tirmidhiu)**

٣٨ - عَنْ اَنَسٍ رضى الله عنه قَالَ: كَانَ اَبُوْطَلْحَةَ رضى الله عنه اَكْثَرَ الاَنْصَارِ بِالْمَدِيْنَةِ مَالاً مِنْ نَخْلٍ وَكَانَ اَحَبَّ اَمْوَالِهِ اِلَيْهِ بَيْرُحَآءَ وَ كَانَتْ مُسْتَقْبِلَةَ الْمَسْجِدِ وَكَانَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ يَدْخُلُهَا وَ يَشْرَبُ مِنْ مَّآءٍ فِيْهَا طَيِّبٍ قَالَ اَنَسٌ فَلَمَّا نَزَلَتْ هٰذِهِ الْاٰيَةُ:

لَنْ تَنَالُوا الْبِرَّ حَتّٰى تُنْفِقُوْا مِمَّا تُحِبُّوْنَ ، جَاءَ اَبُوْطَلْحَةَ اِلٰى رَسُوْلِ اللهِ ﷺ فَقَالَ: يَارَسُوْلَ اللهِ اِنَّ اللهَ تَعَالٰى اَنْزَلَ عَلَيْكَ لَنْ تَنَالُوا الْبِرَّ حَتّٰى تُنْفِقُوْا مِمَّا تُحِبُّوْنَ○ وَاِنَّ اَحَبَّ مَالِىْ اِلَىَّ بَيْرُحَآءَ وَاِنَّهَا صَدَقَةٌ لِلّٰهِ تَعَالٰى اَرْجُوْ بِرَّهَا وَذُخْرَهَا عِنْدَ اللهِ تَعَالٰى فَضَعْهَا يَارَسُوْلَ اللهِ حَيْثُ اَرَاكَ اللهُ ، فَقَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ بَخْ ! ذٰلِكَ مَالٌ رَابِحٌ ، ذٰلِكَ مَالٌ رَابِحٌ وَقَدْ سَمِعْتُ مَاقُلْتَ وَ اِنِّىْ اَرٰى اَنْ تَجْعَلَهَا فِى الْاَقْرَبِيْنَ فَقَالَ اَبُوْطَلْحَةَ: اَفْعَلُ يَارَسُوْلَ اللهِ ، فَقَسَمَهَا اَبُوْطَلْحَةَ فِىْ اَقَارِبِهِ وَبَنِىْ عَمِّهِ -

« بخارى كتاب التفسير باب لن تنالوا البر حتّى تنفقوا مما تحبون »

**38.** Hazret Enesi[ra] rrëfen:

*"Ebu Telha Ensari[ra] ishte njeriu më i pasur ndër ensarët (banorët e Medinës, të cilët e kishin pranuar fenë Islame para migrimit të Profetit të shenjtë[savs] në atë qytet). Ai ishte pronar i kopshteve të hurmave dhe kopshti i tij më i dashur ishte kopshti me emrin Bejruha që gjendej përballë xhamisë së Profetit[savs]. I Dërguari i Allahut[savs] hynte shpesh në atë kopsht dhe pinte ujin e tij të pastër. Enesi[ra] thotë se kur u zbrit ajeti 'Ju s'mund t'i arrini virtytet e larta, derisa të mos shpenzoni prej asaj që është më e dashur për ju', Hazret Telha[ra] shkoi te Profeti i shenjtë[savs] dhe i tha: 'O i Dërguari i Allahut! Të ka diktuar Allahu, Ju s'mund të arrini virtytet e larta, derisa të mos shpenzoni prej asaj që është më e dashur për ju; dhe pasuria ime më e dashur është kopshti i Bejruhasë. Unë e fal atë si lëmoshë në rrugën e Allahut dhe shpresoj se Allahu do ta pranojë bamirësinë time dhe do ta ruajë këtë në thesarin tim të Ahiretit. Pra, shfrytëzojeni sipas dëshirës sate, o Profet i Allahut!. I Dërguari i Allahut[savs] tha, 'Shkëlqyeshëm! Sa pasuri e dobishme qenka kjo! Unë kam dëgjuar çfarë the ti, por unë mendoj se është më mirë t'ua dhurosh farefisit tënd. Ebu Telha[ra] tha: 'Unë do të veprojë ashtu siç më the ti, o i Dërguari i Allahut!. Ebu Telha[ra] e ndau atë në mes të afërmeve të tij dhe fëmijëve të xhaxhait të tij".*

**(Buhariu)**

٣٩ - عَنْ عَدِىِّ بْنِ حَاتِمٍ رضى الله عنه اَنَّ رَسُوْلَ اللهِ ﷺ قَالَ :

اِتَّقُوا النَّارَ وَلَوْ بِشِقِّ تَمْرَةٍ -

« بخارى كتاب الزكوٰة باب اتقوا النار ولو بشق تمرة »

**39.** Hazret Ediji bin Hatimi[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Jepni lëmoshë për të shpëtuar nga zjarri i xhehenemit, qoftë duke dhënë një pjesë të hurmës".*

**(Buhariu)**

٤٠ - عَنْ عَائِشَةَ رضى الله عنها قَالَتْ: قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ: اَلسَّخِىُّ قَرِيْبٌ مِنَ اللهِ تَعَالىٰ قَرِيْبٌ مِنَ النَّاسِ قَرِيْبٌ مِنَ الْجَنَّةِ بَعِيْدٌ مِنَ النَّارِ وَالْبَخِيْلُ بَعِيْدٌ مِنَ اللهِ تَعَالىٰ بَعِيْدٌ مِنَ النَّاسِ بَعِيْدٌ مِنَ الْجَنَّةِ قَرِيْبٌ مِنَ النَّارِ وَالْجَاهِلُ السَّخِىُّ اَحَبُّ اِلَى اللهِ تَعَالىٰ مِنَ الْعَابِدِ الْبَخِيْلِ -

« قشيريه - الجود والسخاء »



**40.** Hazret Ajshja[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Njeriu dorëdhënës është afër Allahut, afër njerëzve, afër Xhenetit dhe larg Xhehnemit. Koprraci është larg Allahut, larg njerëzve dhe larg Xhenetit, por afër Xhehnemit. Njeriu i paditur, i cili është dorëdhënës, është më i dashur ndaj Allahut se sa njeriu koprrac që e adhuron shumë Allahun".*

**(Kushejrijja)**

٤١ - عَنْ اَبِى هُرَيْرَةَ قَالَ قَالَ رَجُلٌ: يَارَسُولَ اللهِ! اَىُّ الصَّدَقَةِ اَعْظَمُ اَجْرًا قَالَ: اَنْ تَصَدَّقَ وَاَنْتَ صَحِيْحٌ تَخْشَى الفقر و تَاْمَلَ الْغِنىٰ وَلَا تُمْهِلْ حَتّىٰ اِذَا بَلَغَتِ الْحُلْقُومَ قُلْتَ لِفُلَانٍ كَذَا وَكَذَا وَقَدْ كَانَ لِفُلَانٍ -

« مشكوٰة كتاب الانفاق »

**41.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen:

*"Një njeri e pyeti Profetin e shenjtë[savs]: 'O i Dërguari i Allahut! Cila lëmoshë ka më shumë sevap?' Profeti i shenjtë[savs] iu përgjigj: 'Të japësh lëmoshë kur je shëndosh e mirë dhe i frikësohesh skamjes e dëshiron të bëhesh i pasur dhe të mos presësh derisa të vijë momenti i vdekjes dhe të thuash kjo është për filanin e kjo për atë".*

**(Mishkati)**

## TË KËSHILLUARIT PËR VEPRA TË MIRA DHE TË NDALUARIT NGA TË KËQIJAT

عَنْ حُذَيْفَةَ اَنَّ النَّبِىَّ ﷺ قَالَ : وَالَّذِىْ نَفْسِىْ بِيَدِهٖ لَتَأْمُرُوْنَ بِالْمَعْـرُوْفِ وَلَتَنْهَوْنَ عَنِ الْمُنْكَرِ اَوْلَيُوْشِكَنَّ اللّٰهُ اَنْ يَبْعَثَ عَلَيْكُمْ عَذَابًا مِنْ عِنْدِهٖ ثُمَّ لَتَدْعُنَّهُ وَلَا يُسْتَجَابُ لَكُمْ ـ

» ترمذى ابواب الفتن باب الامر بالمعروف والنهى عن المنكر «

**42.** Hazret Hudhejfa[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Pasha Atë, në dorën e të Cilit është jeta ime! Ju duhet t'i këshilloni njerëzit për vepra të mira dhe t'i ndaloni nga të këqijat, përndryshe, mund të ndodhë që Allahu t'ju ndëshkojë rëndë. Atëherë do ta lutni Allahun, por do të jetë vonë dhe lutjet tuaja nuk do të pranohen".*

**(Tirmidhiu)**

٤٣ - عَنْ نُعْمَانَ بْنِ بَشِيْرٍ رضى الله عنهما عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ : مَثَلُ
الْقَائِمِ عَلىٰ حُدُوْدِ اللهِ وَالْوَاقِعِ فِيْهَا كَمَثَلِ قَوْمٍ اسْتَهَمُوْا
عَلىٰ سَفِيْنَةٍ فَأَصَابَ بَعْضُهُمْ اَعْلاَهَا وَبَعْضُهُمْ أَسْفَلَهَا فَكَانَ
الَّذِيْنَ فِى أَسْفَلِهَا إِذَا اسْتَقَوْا مِنَ الْمَاءِ مَرُّوْا عَلىٰ مَنْ فَوْقَهُمْ ـ
فَقَالُوْا لَوْ أَنَّا خَرَقْنَا فِىْ نَصِيْبِنَا خَرْقًا وَلَمْ نُؤْذِ مَنْ فَوْقَنَا فَاِنْ
يَتْرُكُوْهُمْ وَمَا أَرَادُوْا هَلَكُوْا جَمِيْعًا وَإِنْ أَخَذُوْا عَلىٰ أَيْدِيْهِمْ
نَجَوْا وَ نَجَوْا جَمِيْعًا ـ

« بخارى كتاب الشركة باب هل يقرع فى القسمة
والاستهام فيه »

**43.** Hazret Nu'man bin Bashiri[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Shembulli i atij personi, i cili iu përmbahet kufijve të caktuar nga Allahu dhe i atij, i cili i tejkalon, është si ai populli që hodhi shortin për të siguruar vend në një anije. Disave u ra kuverta e sipërme, kurse të tjerëve kuverta e poshtme. Ata të kuvertës së poshtme, kur u nevojitej ujë, kalonin përmes atyre që ishin në kuvertën e sipërme. Atyre u ra ndërmend se nëse e bëjnë një vrimë në pjesën e poshtme të anijes, nuk do t'i trazonin udhëtarët e kuvertës së sipërme. Nëse ata, të kuvertës së sipërme i lejojnë të bëjnë këtë, të gjithë do të mbyten, ndërsa nëse i ndalojnë, të gjithë do të shpëtojnë".*

**(Buhariu)**

٤٤ - عَنْ سَهْلِ بْنِ سَعْدٍ رضى الله عنه اَنَّ النَّبِىَّ ﷺ قَالَ لِعَلِىٍّ
رضى الله عنه : فوالله لاَنْ يَّهْدِىَ اللهُ بِكَ رَجُلاً وَاحِدًا
خَيْرٌلَكَ مِنْ حُمُرِالنَّعم -
« مسلم كتاب الفضائل باب فضائل على بن ابى طالب و
بخارى كتاب الجهاد »

**44.** Hazret Sehl bin Sa'di[ra] rrëfen se një herë, Profeti i shenjtë[sava] i tha Hazret Aliut[ra]:

*"Pasha Allahun! Nëse Allahu përudh dikë përmes teje, qoftë edhe një njeri të vetëm, kjo do të jetë më mirë për ty se t'i fitosh devetë kuqaloshe (devetë kuqaloshe konsideroheshin shumë të shtrenjta)".*

**(Muslimi)**

٤٥ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَة رضى الله عنه اَنَّ رَسُوْلَ اللهِ ﷺ قَالَ : مَنْ
دَعَا اِلىٰ هُدًى كان لَهٗ مِن الاَجْرِ مِثْلُ اُجُوْرِ مَنْ تَبِعَهٗ
لاَيَنْقُصُ ذٰلِكَ مِنْ اُجُوْرِهِمْ شَيْئًا - وَمَنْ دَعَا اِلىٰ ضَلاَلَةٍ
كَانَ عَلَيْهِ مِنَ الاثْمِ مِثْلُ اٰثام مَنْ تبعَهٗ لاَيَنْقُصُ ذٰلِكَ مِنْ
اٰثامِهِمْ شَيْئًا -
« مسلم كتاب العلم باب من سن حسنة اوسيئة »

**45.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Kush fton kah hidajeti, do të ketë shpërblim aq sa ai që e pranon hidajetin, pa hequr diçka nga shpërblimet e këtij të fundit. Dhe kush fton kah paudhësia, do të ketë mëkat aq sa mëkatari, pa zvogëluar diçka nga mëkatet e tij".*

**(Muslimi)**

٤٦ - عَنْ اَنَسٍ رضى الله عنه عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ: يَسِّرُوْا وَلاَ تُعَسِّرُوْا وَ بَشِّرُوْا وَلاَ تُنَفِّرُوْا -

« مسلم كتاب الجهاد باب فى الامر بالتيسير وترك التنفير »



**46.** Hazret Enasi[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Lehtësojeni (fenë) dhe mos e vështirësoni. Përgëzojini e mos i dëshpëroni".*

**(Muslimi)**

## GJËRAT E LEJUARA DHE TË NDALUARA



عَنْ اَبِىْ ثَعْلَبَةَ الْخُشَنِىِّ جُرْثُوْمِ بْنِ نَاشِرٍ رضى الله عنه عَنْ رَسُـوْلِ اللهِ ﷺ قَالَ: اِنَّ اللهَ تَعَالىٰ فَرَضَ فَرَائِضَ فَلاَ تُضَيِّعُوْهَا ، وَحَدَّ حُدُوْدًا فَلاَتَعْتَدُوْهَا ، وَحَرَّمَ اَشْيَآءَ فَلاَ تَنْتَهِكُوْهَا وَسَكَتَ عَنْ اَشْيَآءَ رَحْمَةً لَكُمْ غَيْرَ نِسْيَانٍ فَلاَ تَبْحَثُوْا عَنْهَا ـ

« دارقطنى »

**47.** Hazret Ebi Tha'labatal Hushaniji Xhurthum bin Nashiri[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Allahu i Lartësuar ka caktuar disa obligime, mos i shpërfillni ato. Ai ka caktuar disa kufij, mos i shkelni. Ai i bëri të palejueshme disa gjëra, mos iu afroni. Ai nga mëshira e Vet nuk i përmendi qëllimisht disa gjëra e jo nga harresa, pra, mos bëni shumë pyetje rreth tyre".*

**(Dar Kutniu)**

٤٨ - عَنِ النُّعْمَانِ بْنِ بَشِيْرٍ رضى الله عنه قَالَ : سَمِعْتُ رَسُوْلَ
الله ﷺ يَقُوْلُ : اِنَّ الْحَلَالَ بَيِّنٌ وَاِنَّ الْحَرَامَ بَيِّنٌ وَبَيْنَهُمَا
مُشْتَبِهَاتٌ لَا يَعْلَمُهُنَّ كَثِيْرٌ مِّنَ النَّاسِ ، فَمَنِ اتَّقَى
الشُّبُهَاتِ اِسْتَبْرَأَ لِدِيْنِهِ وَعِرْضِهِ ، وَمَنْ وَقَعَ فِى الشُّبُهَاتِ
وَقَعَ فِى الْحَرَامِ كَالرَّاعِىْ يَرْعٰى حَوْلَ الْحِمٰى يُوْشِكُ اَنْ
يَّرْتَعَ فِيْهِ ، اَلَا وَاِنَّ لِكُلِّ مَلِكٍ حِمًى ، اَلَا وَاِنَّ حِمَى الله
مَحَارِمُهُ ، اَلَا وَاِنَّ فِى الْجَسَدِ مُضْغَةً اِذَا صَلَحَتْ صَلَحَ
الْجَسَدُ كُلُّهُ ، وَاِذَا فَسَدَتْ فَسَدَ الْجَسَدُ كُلُّهُ : اَلَا وَهِىَ
الْقَلْبُ -

« مسلم كتاب البيوع باب اخذالحلال »

**48.** Hazret Numan bin Beshiri[ra] rrëfen se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut[savs] duke thënë:

*"Është e qartë se çka është e lejuar (hallall) dhe çka është e ndaluar (haram). Në mes të këtyre dyjave ka disa gjëra të dyshimta, për të cilat shumëkush nuk di se cilës kategori i takojnë ato. Kush ruhet prej tyre, e ruan besimin dhe nderin e tij. Kurse mund të ndodhë që ai, i cili ecë pas dyshimeve, të futet në haram. Shembulli i tij është si i bariut, i cili e kullot bagëtinë e tij afër vendit të ndaluar, ku përherë ka rrezik që kafshët e tij të futen në të. Mbani mend, se çdo mbret ka një vend të ndaluar. Vendi i ndaluar i Allahut janë ato gjëra, të cilat Ai i bëri haram. Dëgjoni! Ka një organ në trupin e njeriut, derisa ai është i shëndoshë, tërë trupi i tij është i shëndoshë, por, kur ai sëmuret, sëmuret i gjithë trupi i tij. Mbani mend, se ajo është zemra e njeriut".*

**(Muslimi)**

## MARTESA

٤٩ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ: تُنْكَحُ الْمَرْأَةُ لِاَرْبَعٍ لِمَالِهَا وَلِحَسَبِهَا وَلِجَمَالِهَا وَلِدِيْنِهَا - فَاظْفُرْ بِذَاتِ الدِّيْنِ تَرِبَتْ يَدَاكَ -

« بخارى كتاب النكاح باب الاكفاء فى الدين »

**49.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Njeriu zakonisht martohet me ndonjë grua për katër arsye: për shkak të pasurisë së saj, të familjes së saj, të bukurisë së saj dhe për shkak të besimit të saj. Ti duhet t'i japësh përparësi besimit. Qofsh i lumtur!".*

**(Buhariu)**

٥٠ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه اَنَّهُ كَانَ يَقُوْلُ: شَرُّالطَّعَامِ طَعَامُ الْوَلِيْمَةِ يُدْعٰى لَهَا الاَغْنِيَاءُ وَيُتْرَكُ الْفُقَرَاءُ ، وَمَنْ لَمْ يُجِبِ الدَّعْوَةَ فَقَدْ عَصَى اللهَ وَرَسُوْلَهُ -

« مسلم كتاب النكاح باب الامر باجابة الداعى الى دعوة »

**50.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] thoshte:

*"Gostia më e keqe në një dasmë është ajo në të cilën ftohen pasanikët dhe nuk ftohen të varfrit. Ai që e refuzon ftesën për dasmë, është i padëgjueshëm ndaj Allahut dhe ndaj Profetit të Tij".*

**(Muslimi)**

۵۱ - عَنِ ابْنِ عُمَـرَ رضى الله عنـه اَنَّ النَّبِىَّ ﷺ قَالَ : اَبْغَضُ الْحَلَالِ اِلَى اللهِ عَزَّوَجَلَّ اَلطَّلَاقُ -

« ابو داود كتاب الطلاق باب فى كراهية الطلاق »

**51.** Hazret Ibn Omeri[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Gjëja më e papëlqyeshme në sy të Allahut[xhsh], prej gjërave të lejueshme, është divorci".*

**(Ebu Daudi)**



۵۲ - عَنْ عَائِشَةَ قَالَتْ قَالَ رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللّٰهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ : خَيْرُكُمْ خَيْرُكُمْ لِاَهْلِهِ وَأَنَا خَيْرُكُمْ لِاَهْلِىْ -

« ابو داؤد »

**52.** Hazret Ajshja[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Më i miri prej jush është ai, i cili sillet më së miri ndaj familjes së vet; dhe unë jam më i miri prej atyre, të cilët sillen mirë ndaj familjeve të tyre".*

**(Ebu Daudi)**

## MIRËSJELLJA

٥٣ـ عَنْ جَابِرٍ رضى الله عنه اَنَّ رَسُوْلَ اللهِ ﷺ قَالَ : اِنَّ مِنْ اَحَبِّكُمْ اِلَيَّ وَاَقْرَبِكُمْ مِنِّىْ مَجْلِسًا يَوْمَ الْقِيَامَةِ اَحَاسِنُكُمْ اَخْلَاقًا وَاِنَّ مِنْ اَبْغَضِكُمْ اِلَيَّ وَاَبْعَدِكُمْ مِنِّىْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ الثَّرْثَارُوْنَ وَالْمُتَشَدِّقُوْنَ وَالْمُتَفَيْهِقُوْنَ ! قَالُوْا : يَارَسُوْلَ اللهِ قَدْ عَلِمْنَا الثَّرْثَارُوْنَ وَالْمُتَشَدِّقُوْنَ فَمَا الْمُتَفَيْهِقُوْنَ ؟ قَالَ : اَلْمُتَكَبِّرُوْنَ ـ

« ترمذى كتاب البروالصلة باب فى معالى الاخلاق »

**53.** Hazret Xhabiri[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Më të dashur për mua në Ditën e Kiametit dhe më afër meje do të jenë ata, të cilët janë më të sjellshëm. Ndërsa, më të neveritshëm në Ditën e Kiametit dhe shumë larg prej meje do të jenë llafazanët, vetëlavdruesit dhe el-*mutefaihikun-ët.' *Sahabët thanë: 'O i Dërguari i Allahut! Ne i njohim llafazanët dhe vetëlavdëruesit, por cilët janë* el-mutefaihikun-ët? *Profeti i shenjtë*[savs] *iu përgjigj, 'Ata janë mendjemëdhenjtë".*

**(Tirmidhiu)**

٥٤ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه قَالَ قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ : اِنَّمَا بُعِثْتُ لِاُتَمِّمَ مَكَارِمَ الْاَخْلَاقِ -

«السنن الكبرىٰ كتاب الشهادة باب بيان مكارم الاخلاق »

**54.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[saws] ka thënë:

*"Me të vërtetë, unë jam dërguar për t'i përsosur moralet e larta".*

**(Es-Sunan el-Kubra)**

٥٥ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ : مَنْ نَفَّسَ عَنْ مُؤْمِنٍ كُرْبَةً مِّنْ كُرَبِ الدُّنْيَا نَفَّسَ اللهُ عَنْهُ كُرْبَةً مِّنْ كُرَبِ يَوْمِ الْقِيَامَةِ وَمَنْ يَّسَّرَ عَلىٰ مُعْسِرٍ يَسَّرَ اللهُ عَلَيْهِ فِى الدُّنْيَا وَ الْاٰخِرَةِ وَمَنْ سَتَرَ مُسْلِمًا سَتَرَهُ اللهُ فِى الدُّنْيَا وَالْاٰخِرَةِ وَاللهُ فِىْ عَوْنِ الْعَبْدِ مَاكَانَ الْعَبْدُ فِىْ عَوْنِ اَخِيْهِ ، وَمَنْ سَلَكَ طَرِيْقًا يَلْتَمِسُ فِيْهِ عِلْمًا سَهَّلَ اللهُ بِهِ طَرِيْقًا اِلَى الْجَنَّةِ ، وَمَا اجْتَمَعَ قَوْمٌ فِىْ بَيْتٍ مِّنْ بُيُوْتِ اللهِ تَعَالىٰ يَتْلُوْنَ كِتَابَ اللهِ وَيَتَدَارَسُوْنَهُ بَيْنَهُمْ اِلَّا نَزَلَتْ عَلَيْهِمُ السَّكِيْنَةُ وَغَشِيَتْهُمُ الرَّحْمَةُ وَحَفَّتْهُمُ الْمَلَائِكَةُ وَذَكَرَهُمُ اللهُ فِيْمَنْ عِنْدَهُ ، وَمَنْ بَطَّأَبِهِ عَمَلُهُ لَمْ يُسْرِعْ بِهِ نَسَبُهُ -

«مسلم كتاب الذكر باب فضل الاجتماع على تلاوة القرآن و على الذكر »

**55.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Kush e largon në këtë botë pikëllimin dhe dhembjen e ndonjë besimtari, Allahu do t'ia largojë pikëllimin dhe dhembjet në Ditën e Kiametit dhe kush ia largon vështirësitë dikujt, Allahu do t'ia largojë vështirësitë e tij në këtë botë dhe në botën e ardhshme. Kush i mbulon të metat e ndonjë myslimani, Allahu do t'ia mbulojë të metat e tij në këtë botë dhe në botën e ardhshme. Allahu përherë është i gatshëm ta ndihmojë një rob të Tijin, i cili gjithmonë është i gatshëm ta ndihmojë vëllanë e vet. Ai që merr rrugë për të kërkuar dijen, Allahu ia lehtëson rrugën e Xhenetit. Ata, të cilët qëndrojnë në ndonjë shtëpi të Allahut, e lexojnë Librin e Tij dhe ia mësojnë njëri-tjetrit, Allahu zbret qetësi mbi ta, mëshira e Allahut i mbulon dhe ata rrethohen prej engjëjve. Allahu i përmend ata te të zgjedhurit e Vet. Ai që është përtac në vepra të mira, nuk mund të përparojë vetëm për shkak të emrit të mirë të familjes së vet".*

**(Muslimi)**

٥٦ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ قَالَ قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ اِنَّ اللهَ عَزَّوَجَلَّ
يَقُوْلُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ : يَا ابْنَ اٰدَمَ مَرِضْتُ فَلَمْ تَعُدْنِىْ قَالَ :
يَارَبِّ كَيْفَ اَعُوْدُكَ وَاَنْتَ رَبُّ الْعَالَمِيْنَ قَالَ : أَمَا عَلِمْتَ أَنَّ
عَبْدِىْ فُلَانًا مَرِضَ فَلَمْ تَعُدْهُ أَمَا عَلِمْتَ أَنَّكَ لَوْعُدْتَّهُ
لَوَجَدْتَنِىْ عِنْدَهُ ، يَا ابْنَ اٰدَمَ اِسْتَطْعَمْتُكَ فَلَمْ تُطْعِمْنِى
قَالَ : يَارَبِّ وَكَيْفَ أُطْعِمُكَ وَأَنْتَ رَبُّ الْعَالَمِيْنَ قَالَ : أَمَا
عَلِمْتَ أَنَّهُ اِسْتَطْعَمَكَ عَبْدِىْ فُلَانٌ فَلَمْ تُطْعِمْهُ أَمَاعَلِمْتَ
أَنَّكَ لَوْ أَطْعَمْتَهُ لَوَجَدْتَّ ذٰلِكَ عِنْدِىْ - يَا ابْنَ اٰدَمَ
اِسْتَسْقَيْتُكَ فَلَمْ تَسْقِنِىْ ، قَالَ : يَارَبِّ كَيْفَ اَسْقِيْكَ وَأَنْتَ
رَبُّ الْعَالَمِيْنَ قَالَ اِسْتَسْقَاكَ عَبْدِىْ فُلَانٌ فَلَمْ تَسْقِهِ أَمَا اِنَّكَ

لَوْ سَقَيْتَهُ وَجَدْتَ ذٰلِكَ عِنْدِىْ ۔

«مسلم كتاب البر والصلة باب فضل عيادة المريض»

**56.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[saws] ka thënë:

*"Në Ditën e Kiametit Allahu[xhsh] do të thotë, 'O biri i Ademit! Unë kam qenë i sëmurë, përse nuk më vizitove? Ai do të përgjigjet: 'Si është e mundur që të sëmuresh Ti, kur Ti je Zot i universit?!' Allahu do t'i përgjigjet: 'A nuk e ke ditur se filan robi Im ka qenë i sëmurë dhe ti nuk e vizitove? Po ta kishe vizituar atë, do të Më kishe gjetur afër tij'. 'O biri i Ademit! Unë kam kërkuar ushqim prej teje, por ti më refuzove'. Ai do të përgjigjet, 'O Zoti im, si të kisha ushqyer unë Ty, kur Ti je Zot i universit?!' Allahu do të thotë: 'A nuk erdhi te ti filan rob Imi, por ti refuzove ta ushqesh? Po ta kishe ushqyer, do të konsideroja sikur të Më kishe ushqyer Mua'. 'O biri i Ademit, kam kërkuar ujë prej teje që ta shuaja etjen, por ti më refuzove'. Ai do të thotë: 'Si ta shuaja etjen Tënde, kur Ti je Zot i universit?!' Allahu do të thotë: 'Kur një rob Imi kërkoi ujë prej teje, ti e refuzove atë. Po t'i kishe dhënë ujë atij, do ta konsideroja se më ke dhënë Mua".*

**(Muslimi)**

٥٧ - قَالَ النَّبِىُّ ﷺ اِنَّكُمْ لَنْ تَسَعُوْا النَّاسَ بِاَمْوَالِكُمْ فَسَعُوْهُمْ بِبَسْطِ الْوَجْهِ وَحُسْنِ الْخُلُقِ ۔

«رساله قشيريه ، باب الخلق ص ١٢١»

**57.** Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Nëse s'mund t'u ndihmoni njerëzve materialisht, së paku takohuni me ta me buzëqeshje dhe me sjellje të mira".*

**(Risalah Kusherijahi)**



## SHOQËRIA ISLAME

٥٨ - عَنْ اَنَسٍ رضى الله عنــه عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ: لَا يُؤْمِنُ اَحَدُكُمْ حَتَّى يُحِبَّ لِاَخِيْهِ مَايُحِبُّ لِنَفْسِهِ -

«بخـارى كتـاب الايمان باب من الايمان ان يحب لاخيه مايحب لنفسه »

**58.** Hazret Enesi[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Askush prej jush s'mund të jetë besimtar i vërtetë derisa nuk dëshiron për të tjerët atë që dëshiron për vete".*

**(Buhariu)**

٥٩ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْـرَةَ قَالَ قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ يَا اَبَاهُرَيْرَةَ كُنْ وَرِعًـا تَكُنْ اَعْبَـدَ النَّاسِ وَكُنْ قَنِعًا تَكُنْ اَشْكَرَ النَّاسِ وَاَحِبَّ لِلنَّاسِ مَاتُحِبُّ لِنَفْسِكَ تَكُنْ مُؤْمِنًا وَاَحْسِنْ جِوَارَ مَنْ جَاوَرَكَ تَكُنْ مُسْلِمًا وَاَقِلَّ الضِّحْكَ فَاِنَّ كَثْرَةَ الضِّحْكِ تُمِيْتُ الْقَلْبَ -

«ابن ماجه كتاب الزهد باب الورع والتقوى»



**59.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se një herë Profeti i shenjtë[savs] më tha:

*"O Ebu Hurejrah! Bëhu i devotshëm, do të jesh adhuruesi më i madh. Rri i kënaqur, do të jesh ndër mirënjohësit e mëdhenj. Pëlqeje për të tjerët çka pëlqen për vete, do të bëhesh besimtar i vërtetë. Sillu mirë me fqinjët e tu, do të quhesh mysliman i vërtetë. Mos qesh shumë se të qeshurit e tepërt e bën zemrën të vdekur".*

**(Ibn Maxhai)**

٦٠ - عَنْ اَبِىْ يُوْسُفَ عَبْـدِاللهِ بْنِ سَلَامٍ رضى الله عنه قَالَ: سَمِعْتُ رَسُـوْلَ اللهِ ﷺ يَقُـوْلُ: يَاَيُّـهَا النَّـاسُ اَفْشُـوا السَّلَامَ ، وَاَطْعِمُوا الطَّعَامَ ، وَ صِلُوْا الاَرْحَامَ ، وَصَلُّوْا وَالنَّاسُ نِيَامٌ ، تَدْخُلُوا الْجَنَّةَ بِسَلَامٍ -

«ترمذى ابواب صفة القيٰمة»

**60.** Hazret Ebu Jusuf Abdullah bin Salami[ra] rrëfen:

*"Unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut[savs] duke thënë: 'O njerëz! Përhapeni selamin (përshëndetjen es-selamu alejkum), ushqeni nevojtarët, silluni mirë me farefisin tuaj dhe adhuroni Allahun kur të tjerët janë në gjumë. Nëse do të veproni kështu, do të hyni në Xhenet, në paqe".*

**(Tirmidhiu)**



٦١ - عَن ابْنِ مَسْعُوْدٍ رضى الله عنه اَنَّ رَسُوْلَ اللهِ ﷺ قَالَ: اِذَا كُنْتُمْ ثَلاَثَـةً فَلاَ يَتَنَـاجَى اثْنَـانِ دُوْنَ الاٰخَرِ حَتَّى تَخْتَلِطُوْا بِالنَّاسِ مِنْ اَجْلِ اَنَّ ذٰلِكَ يُحْزِنُهُ -

«مسلم كتـاب السـلام باب تحريم منـاجاة الاثنين دون الثالث بغير رضاه »

**61.** Hazret Ibn Masudi[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Kur jeni tre, atëherë nuk duhet që dy prej jush të bisedoni duke pëshpëritur mes veti, derisa të bashkoheni me njerëz të tjerë, sepse ai do të ndihet keq".*

**(Muslimi)**

٦٢- عَنْ اَبِیْ هُرَیْرَةَ رضی الله عنه قَالَ: کَانَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ
اِذَاعَطَسَ وَضَعَ یَدَهُ اَوْثَوْبَهُ عَلٰی فِیْهِ وَخَفَضَ اَوْ غَضَّ بِهَا
صَوْتَهُ شَكَّ الرَّاوِیْ -

« ترمذی کتاب الاستیذان باب فی خفض الصوت و تخمیر الوجه »

**62.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen:

*"Kur Profeti i shenjtë[savs] teshtinte, e mbulonte gojën me dorën e tij apo me ndonjë copë rrobe dhe kështu e mposhte atë".*

**(Tirmidhiu)**



## MIRËNJOHJA NDAJ NJERËZVE

٦٣- عَنْ اَبِیْ هُرَیْرَةَ قَالَ قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ مَنْ لَّا یَشْکُرِ النَّاسَ
لَا یَشْکُرِ اللهَ -

« ترمذی باب ماجاء فی الشکر لمن احسن الیك »

**63.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Ai, i cili nuk është mirënjohës ndaj njerëzve, nuk është mirënjohës ndaj Allahut".*

**(Tirmidhiu)**

## MIRËSJELLJA NDAJ PRINDËRVE

٦٤- عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه قَالَ: جَاءَ رَجُلٌ اِلٰى رَسُوْلِ اللهِ ﷺ فَقَالَ: يَارَسُوْلَ اللهِ مَنْ اَحَقُّ النَّاسِ بِحُسْنِ صَحَابَتِىْ ؟ قَالَ: اُمُّكَ قَالَ ثُمَّ مَنْ ؟ قَالَ اُمُّكَ قَالَ: ثُمَّ مَنْ ؟ قَالَ: اُمُّكَ قَالَ: ثُمَّ مَنْ ؟ قَالَ: اَبُوْكَ - وَفِىْ رِوَايَةٍ يَارَسُوْلَ اللهِ مَنْ اَحَقُّ بِحُسْنِ الصُّحْبَةِ ؟ قَالَ اُمُّكَ ثُمَّ اُمُّكَ ثُمَّ اُمُّكَ ثُمَّ اَبَاكَ ثُمَّ اَدْنَاكَ اَدْنَاكَ -

« بخارى كتاب الادب باب من احق الناس بحسن الصحبة »

**64.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen:

*"Erdhi një njeri te Profeti i shenjtë[savs] dhe e pyeti: 'O i Dërguari i Allahut! Kush prej njerëzve meriton që të sillem më së miri ndaj tij?' 'Nëna jote', i tha Profeti i shenjtë[savs]. Ai pyeti, 'Mandej kush?' 'Nëna jote', iu përgjigj Profeti i shenjtë[savs]. 'Pastaj kush?' pyeti ai. Profeti i shenjtë[savs] iu përgjigj: 'Nëna jote'. Ai pyeti për herë të katërt: 'E mandej kush?' Profeti i shenjtë[savs] iu përgjigj: 'Babai yt'.* Në një rrëfim tjetër përmendet: *'O i Dërguari i Allahut! Kush meriton sjelljen më të mirë prej meje?' Profeti i shenjtë[savs] u përgjigj: Nëna jote, pastaj nëna jote, pastaj nëna jote, më pas babai yt dhe kështu të afërmit e tu me radhë".*

**(Buhariu)**

٦٥- عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ : رَغِمَ
اَنْفُ ثُمَّ رَغِمَ اَنْفُ ثُمَّ رَغِمَ اَنْفُ مَنْ اَدْرَكَ اَبَوَيْهِ عِنْدَ
الْكِبَرِ اَحَدَهُمَا اَوْ كِلَيْهِمَا فَلَمْ يَدْخُلِ الْجَنَّةَ -

« مسلم كتاب البر والصلة باب رغم انف من ادرك ابويه »

**65.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[saw] ka thënë:

*"Qoftë i poshtëruar! Qoftë i poshtëruar! Qoftë i poshtëruar ai, i cili i gjeti prindërit e vet në pleqëri, njërin prej tyre apo të dy, por, s'arriti të hynte në Xhenet (duke u shërbyer atyre)"*.

**(Muslimi)**

## MIRËSJELLJA NDAJ FQINJËVE

٦٦- عَنِ ابْنِ عُمَرَ وَ عَائِشَةَ رضى الله عنهما قَالاَ : قَالَ رَسُوْلُ اللهِ
ﷺ : مَازَالَ جِبْرِيْلُ يُوْصِيْنِىْ بِالْجَارِ حَتَّى ظَنَنْتُ اَنَّهُ
سَيُوَرِّثُهُ -

« بخارى كتاب الادب باب الوصايا بالجار »

**66.** Hazret Ibn Omeri[ra] dhe Ajshja[ra] rrëfejnë se i Dërguari i Allahut[saw] ka thënë:

*"Xhebraili më këshilloi aq shumë rreth të drejtave të fqinjëve sa që mendova se ndoshta do t'u jepet e drejta e trashëgimisë"*.

**(Buhariu)**

٦٧ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه اَنَّ رَسُوْلَ اللهِ ﷺ قَالَ : مَنْ
كَانَ يُؤْمِنُ بِاللهِ وَالْيَـوْمِ الْاخِرِ فَلَايُؤْذِ جَارَهُ ، وَمَنْ كَانَ
يُؤْمِنُ بِاللهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ فَلْيُكْرِمْ ضَيْفَهُ ، وَمَنْ كَانَ يُؤْمِنُ
بِاللهِ وَالْيَوْمِ الْاٰخِرِ فَلْيَقُلْ خَيْرًا اَوْلِيَسْكُتْ -
« بخارى كتاب الادب باب من كان يومن بالله واليوم الاٰخر »

**67.** Hazret Ebu Hurejrah rrëfen se i Dërguari i Allahut ka thënë:

*"Kush e beson Allahun dhe Ditën e Ahiretit mos ta shqetësojë fqinjin e vet. Kush e beson Allahun dhe Ditën e Ahiretit duhet ta nderojë mysafirin e vet. Kush e beson Allahun dhe Ditën e Ahiretit duhet të flasë vetëm fjalë të mira ose të heshtë".*

**(Buhariu)**

٦٨ - عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه اَنَّ النَّبِىَّ ﷺ قَالَ : وَاللهِ لَا
يُؤْمِنُ وَاللهِ لَايُؤْمِنُ وَاللهِ لَايُؤْمِنُ ! قِيْلَ : مَنْ يَارَسُوْلَ اللهِ ؟
قَالَ : اَلَّذِىْ لَايَاْمَنُ جَارُهُ بَوَائِقَهُ -
« بخارى كتاب الادب باب اثم من لايأمن جاره بوائقه »

**68.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Pasha Allahun, ai nuk është besimtar. Pasha Allahun, ai nuk është besimtar. Pasha Allahun ai nuk është besimtar'. E pyetën Profetin e shenjtë[savs]: 'Kush nuk është besimtar, o i Dërguari i Allahut?' 'Ai, fqinjët e të cilit nuk janë të sigurt nga sherri i tij' - u përgjigj Profeti i shenjtë[savs]".*

**(Buhariu)**



## DASHAMIRËSIA NDAJ TË DOBËTËVE

٦٩- عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه قَالَ: قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ:
رُبَّ اَشْعَثَ اَغْبَرَ مَدْفُوْعٍ بِالاَبْوَابِ لَوْاَقْسَمَ عَلَى اللهِ
لَاَبَرَّهُ -

« مسلم كتاب الجنة باب النار يدخلها الجبارون »

**69.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Ka disa njerëz, të cilët duken të leckosur, me flokë të shprishur e të pluhurosur. Dyert mbyllen për ta nga përbuzja. Mirëpo, kur betohen në emër të Allahut, Allahu e plotëson fjalën e tyre".*

**(Muslimi)**

٧٠- عَنْ اَبِی الدَّرْدَاءِ رضی الله عنه قَالَ : سَمِعْتُ رَسُوْلَ اللهِ
ﷺ يَقُوْلُ اِبْغُوْنِی فِیْ ضُعَفَائِكُمْ فَاِنَّمَا تُرْزَقُوْنَ وَتُنْصَرُوْنَ
بِضُعَفَائِكُمْ -

« ترمذی كتاب الجهاد باب ماجاء فی الاستفتاح بصعاليك
المسلمين »

**70.** Hazret Ebu Darda[ra] rrëfen se e ka dëgjuar të Dërguarin të Allahut[savs] duke thënë:

*"Më kërkoni mua në mes të dobëtëve. Vërtet, ju furnizoheni dhe ndihmoheni përmes të dobëtëve. (nëse do t'i ndihmoni ata, do të ndihmoheni prej Zotit)".*

**(Tirmidhiu)**

## FALJA E GABIMEVE

٧١- عَنْ مُعَاذِ بْنِ اَنَسٍ رضی الله عنه عَنْ رَّسُوْلِ اللهِ ﷺ اَنَّهٗ
قَالَ : اَفْضَلُ الْفَضَائِلِ اَنْ تَصِلَ مَنْ قَطَعَكَ وَ تُعْطِیَ مَنْ
مَنَعَكَ وَ تَصْفَحَ عَمَّنْ شَتَمَكَ -

« مسند احمد ص ٤٣٨/ ٣ »

**71.** Hazret Muadh bin Enes[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Virtyti më i lartë prej të gjitha virtyteve është t'i përforcosh marrëdhëniet me atë që i ka shkëputur, dhe t'i japësh atij që nuk të japë ty, dhe ta falësh atë që të fyejë ty".*

**(Masnad Ahmedi)**



عَنْ اَبِىْ هُرَيْــرَةَ رضى الله عنــه عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ : مَا نَقَصَتْ صَدَقَةٌ مِنْ مَالٍ وَلاَ عَفَارَجُلٌ عَنْ مَظْلَمَةٍ اِلاَّ زَادَهُ اللهُ عِزًّاوَلاَ تَوَاضَعَ ـ ٧٢ـ

« مسند احمد ص ٢/٢٣٥ ، ٢/٤٣٨ »

**72.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Nuk zvogëlohet pasuria, nëse jep lëmoshë; dhe Allahu i jep respekt e nder atij, i cili fal gabimet e të tjerëve dhe nuk poshtërohet (ai i cili fal gabimet)".*

**(Masnad Ahmedi)**

## ETIKETAT E TË NGRËNIT

٧٣- عَنْ عَائِشَةَ رضى الله عنها قَالَتْ : قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ : اِذَا اَكَلَ اَحَدُكُمْ فَلْيَذْكُرْ اِسْمَ اللهِ تَعَالىٰ فَاِنْ نَسِىَ اَنْ يَّذْكُرَ اِسْمَ اللهِ تَعَالىٰ فِىْ اَوَّلِهٖ فَلْيَقُلْ : بِسْمِ اللهِ اَوَّلَهُ وَاٰخِرَهُ -

« ترمذى كتاب الاطعمة باب ماجاء فى التسمية على الطعام »

**73.** Hazret Ajshja[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë: *"Kur dikush prej jush fillon të hajë, ai së pari duhet ta përmendë emrin e Allahut[xhsh]. Por nëse harron ta përmendë emrin e Allahut në fillim, atëherë, le të thotë (kur t'i bie në mend)* **Bismil-lahi avvelahu va Ahirahu,** *d.m.th: Në emër të Allahut e filloj dhe e mbaroj".*

**(Tirmidhiu)**

٧٤- عَنْ اَبِىْ سَعِيْدٍ قَالَ كَانَ النَّبِىُّ ﷺ اِذَا اَكَلَ اَوْ شَرِبَ قَالَ اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِىْ اَطْعَمَنَا وَسَقَانَا وَجَعَلَنَا مُسْلِمِيْنَ -

« ترمذى كتاب الدعوات باب مايقول اذا فرغ من الطعام »

**74.** Hazret Ebu Saidi[ra]a rrëfen se kur Profeti i shenjtë[savs] mbasi që hante a pinte diçka, thoshte:
*"Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, i Cili na furnizoi me ushqim e pije dhe na bëri myslimanë".*

**(Tirmidhiu)**

## VESHJA

٧٥- عَنْ حُذَيْفَةَ رضى الله عنه قَالَ: اِنَّ النَّبِىَّ ﷺ نَهَانَا عَنِ الْحَرِيْرِ وَ الدِّيْبَاجِ وَالشُّرْبِ فِى اٰنِيَةِ الذَّهَبِ وَالْفِضَّةِ وَ قَالَ: هِىَ لَهُمْ فِى الدُّنْيَا وَهِىَ لَكُمْ فِى الْاٰخِرَةِ -

«مسلم كتاب اللباس والزينة باب تحريم استعمال اناء الذهب والفضة»

**75.** Hazret Hudhejfa[ra] rrëfen:

*"I Dërguari i Allahut[savs] na ndaloi veshjet prej mëndafshi dhe 'dejbaxh' (një lloj mëndafshi). Ai edhe na ndaloi të hanim dhe të pinim në enët e arit e të argjendit, dhe tha: 'Ato në këtë botë janë për ata (jobesimtarët) e në botën e ardhshme për ju".*

**(Muslimi)**

٧٦- عَنْ اَبِىْ سَعِيْدٍ الْخُدْرِىِّ رضى الله عنه قَالَ: كَانَ رَسُوْلُ الله ﷺ اِذَا اسْتَجَدَّ ثَوْبًا سَمَّاهُ بِاسْمِهِ عِمَامَةً ، اَوْقَمِيْصًا ، اَوْ رِدَاءً - يَقُوْلُ اَللّٰهُمَّ لَكَ الْحَمْدُ اَنْتَ كَسَوْتَنِيْهِ وَاَسْأَلُكَ خَيْرَهُ وَخَيْرَمَا صُنِعَ لَهُ ، وَاَعُوْذُ بِكَ مِنْ شَرِّهِ وَشَرِّمَا صُنِعَ لَهُ -

«ترمذى كتاب اللباس باب مايقول اذا لبس ثوبا جديدا»

**76.** Hazret Ebu Said al-Hudri[ra] rrëfen:

*"Kur Profeti i shenjtë[savs] vishte ndonjë rrobë të re, ai së pari e përmendte emrin e saj p.sh. çallmë, këmishë apo pelerinë - e mandej e recitonte këtë lutje: 'O Allah, Ty Të takon lavdërimi. Ti ma dhurove këtë rrobë për ta veshur. Unë kërkoj prej Teje mirësitë e saj dhe dobitë për të cilat është prodhuar. Po ashtu kërkoj strehimin Tënd nga e keqja që mban ajo dhe nga çdo qëllim keqdashës për të cilin mund të jetë prodhuar".*

**(Tirmidhiu)**

## PASTËRTIA

٧٧ - عَنْ اَبِىْ مَالِكٍ الاَشْعَرِىِّ رضى الله عنه قَالَ : قَالَ رَسُوْلُ
اللهِ ﷺ اَلطُّهُوْرُ شَطْرُ الْاِيْمَانِ -
«مسلم كتاب الطهارة باب فضل الوضوء»

**77.** Hazret Ebu Malik el-Ash'ari[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Pastërtia është pjesë e besimit".*

**(Muslimi)**

٧٨ - عَنْ عَائِشَةَ رضى الله عنها اَنَّ النَّبِىَّ ﷺ قَالَ : السِّوَاكُ
مَطْهَرَةٌ لِلْفَمِ مَرْضَاةٌ لِلرَّبِّ
«نسائى باب الترغيب فى السواك»

**78.** Hazret Ajshja[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Pastrimi i dhëmbëve e mban gojën të pastër dhe e kënaq Allahun".*

**(Nisai)**

## SMIRA

٧٩ـ عَنِ ابْنِ عُمَرَ رضى الله عنه قَالَ : قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ :
لَاتَحَاسَدُوْا وَلَا تَنَاجَشُوْا وَلَا تَبَاغَضُوْا وَلَا تَدَابَرُوْا وَلَا يَبِعْ
بَعْضُكُمْ عَلٰى بَيْعِ بَعْضٍ ، وَكُوْنُوْا عِبَادَ اللهِ اِخْوَانًا ـ
اَلْمُسْلِمُ اَخُوالْمُسْلِمِ : لَا يَظْلِمُهُ وَلَا يَحْقِرُهُ وَلَايَخْذُلُهُ ـ
اَلتَّقْوٰى هٰهُنَا وَيُشِيْرُ اِلٰى صَدْرِهٖ ثَلَاثَ مَرَّاتٍ، بِحَسْبِ
امْرِىءٍ مِّنَ الشَّرِّ اَنْ يَحْقِرَ اَخَاهُ الْمُسْلِمَ ـ كُلُّ الْمُسْلِمِ عَلَى
الْمُسْلِمِ حَرَامٌ دَمُهُ وَمَالُهُ وَعِرْضُهُ ـ

«مسلم كتاب البروالصلة باب تحريم ظلم المسلم و
خذله »

**79.** Hazret Abdullah bin Omeri[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Mos u bëni smirëzi me njëri-tjetrin. Mos i prishni marrëveshjet e njëri-tjetrit. Mos e urreni njëri-tjetrin dhe mos ia ktheni shpinën njëri-tjetrit. Mos ndërhyni në pazarin e dy palëve që kanë arritur ujdinë. Bëhuni shërbëtorë të vërtetë të Allahut duke u bërë vëllezër me njëri-tjetrin. Myslimani është vëlla i myslimanit tjetër. Ai nuk i bën padrejtësi, nuk e nënçmon e as nuk e poshtëron atë. Këtu është devotshmëria' dhe Profeti duke bërë shenjë kah gjoksi i vet, i përsëriti tri herë këto fjalë. Mandej tha: 'Për shkatërrimin e njeriut mjafton që ta nënçmojë vëllanë e tij mysliman. Gjaku, pasuria dhe nderi i një myslimani është i ndaluar për myslimanin tjetër".*

**(Muslimi)**

٨٠- عَنْ اَبِىْ هُرَيْـرَةَ رضى الله عنه اَنَّ النَّبِىَّ ﷺ قَالَ: اِيَّاكُمْ وَالْحَسَدَ ؛ فَاِنَّ الْحَسَدَ يَاْكُلُ الْحَسَنَاتِ كَمَا تَاْكُلُ النَّارُ الْحَطَبَ اَوْ قَالَ الْعُشْبَ -

«ابوداود كتاب الادب باب فى الحسد»

**80.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Ruhuni prej smirës, sepse ajo i djeg veprat e mira, ashtu siç djeg zjarri drurin dhe kashtën".*

**(Ebu Daudi)**



## MENDJEMADHËSIA

٨١- عَنْ عَبْدِاللهِ بْنِ مَسْعُوْدٍ رضى الله عنه عَنِ النَّبِىِّ ﷺ قَالَ: لَايَـدْخُلُ الْجَنَّةَ مَنْ كَانَ فِىْ قَلْبِهِ مِثْقَالُ ذَرَّةٍ مِّنْ كِبْرٍ فَقَالَ رَجُلٌ: اِنَّ الرَّجُلَ يُحِبُّ اَنْ يَكُوْنَ ثَوْبُهُ حَسَنًا وَّ نَعْلُهُ حَسَنَةً قَالَ: اِنَّ اللهَ جَمِيْلٌ يُحِبُّ الْجَمَالَ ، اَلْكِبْرُ بَطَرُالْحَقِّ وَغَمْطُ النَّاسِ -

«مسلم كتاب الايمان تحريم الكبر وبيانه»

**81.** Hazret Abdullah bin Masudi[ra] rrëfen se Profeti i shenjtë[savs] ka thënë:

*"Nuk do të hyjë në Xhenet ai, i cili ka një grimë mendjemadhësie në zemrën e tij. Një njeri pyeti: 'Me të vërtetë njeriu dëshiron të ketë rroba e këpucë të bukura!?' Profeti i shenjtë[savs] u përgjigj: 'Allahu është i Bukur dhe e do bukurinë. Mendjemadhësi është të mohuarit e së vërtetës dhe nënçmimi i njerëzve".*

**(Muslimi)**

## GËNJESHTRA

٨٢ - عَنْ عَبْدِاللهِ رضى الله عنه قَالَ : قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ عَلَيْكُمْ بِالصِّدْقِ فَاِنَّ الصِّدْقَ يَهْدِىْ اِلىٰ الْبِرِّ وَاِنَّ الْبِرَّ يَهْدِىْ اِلىٰ الْجَنَّةِ وَمَايَزَالُ الرَّجُلُ يَصْدُقُ وَيَتَحَرَّى الصِّدْقَ حَتّٰى يُكْتَبَ عِنْدَ اللهِ صِدِّيْقًا وَاِيَّاكُمْ وَالْكَذِبَ فَاِنَّ الْكَذِبَ يَهْدِىْ اِلَى الْفُجُوْرِ وَاِنَّ الْفُجُوْرَ يَهْدِىْ اِلىٰ النَّارِ وَمَايَزَالُ الرَّجُلُ يَكْذِبُ وَيَتَحَرَّى الْكَذِبَ حَتّٰى يُكْتَبَ عِنْدَ اللهِ كَذَّابًا -

«مسلم كتاب البروالصلة باب قبح الكذب وحسن الصدق وفضله »

**82.** Hazret Abdullahu[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Ju duhet të ndiqni të vërtetën, se e vërteta e shpien njeriun kah virtyti dhe virtyti e çon atë në Xhenet. Kur njeriu flet të vërtetën, vjen koha kur ai nga Allahu konsiderohet njeri i vërtetë. Ruhuni prej gënjeshtrës, sepse gënjeshtra e shpien njeriun kah mëkati dhe mëkati e çon atë në Xhehnem. Kur njeriu flet gënjeshtra dhe e bën atë shprehi, vjen koha kur ai nga Allahu konsiderohet gënjeshtar".*

**(Muslimi)**

٨٣- عَنْ اَبِىْ بَكْرَةَ رضى الله عنه قَالَ: قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ اَلَا
اُنَبِّئُكُمْ بِاَكْبَرِ الْكَبَائِرِ ؟ قُلْنَا: بَلىٰ يَارَسُوْلَ اللهِ قَالَ:
اَلْاِشْرَاكُ بِاللهِ ، وَ عُقُوْقُ الْوَالِدَيْنِ ، وَكَانَ مُتَّكِأً فَجَلَسَ
فَقَالَ: اَلَا وَقَوْلُ الزُّوْرِ! فَمَازَالَ يُكَرِّرُهَا حَتّٰى قُلْنَا: لَيْتَهُ
سَكَتَ ،

«بخارى كتاب الادب باب عقوق الوالدين»

**83.** Hazret Ebu Bekri[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"A mos t'ju tregoj rreth mëkateve të mëdha?' 'Patjetër, o i Dërguari i Allahut' thamë ne. Profeti i shenjtë[savs] tha: 'T'ia shoqërosh dikë si partner Allahut dhe të jesh i padëgjueshëm ndaj prindërve'. Profeti i shenjtë[savs], që ishte i mbështetur në atë çast në jastëk, u ul drejt dhe filloi të thoshte: 'Kujdes nga të folurit gënjeshtra!', ai i përsëriti këto fjalë aq shumë herë sa që ne deshëm që ai të heshtte".*

**(Buhariu)**

## DOBËSIMI I MYSLIMANËVE

٨٤- عَنْ عَبْدِاللهِ بْنِ عَمْرٍو رضى الله عنهما قَالَ قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ لَيَأْتِيَنَّ عَلَى أُمَّتِىْ مَا اَتَى عَلَى بَنِىْ اِسْرَآئِيْلَ حَذْوَالنَّعْلِ بِالنَّعْلِ حَتَّى اِنْ كَانَ مِنْهُمْ مَنْ اَتَى اُمَّهُ عَلَانِيَةً لَكَانَ فِىْ اُمَّتِىْ مَنْ يَّصْنَعُ ذٰلِكَ وَاِنَّ بَنِىْ اِسْرَآئِيْلَ تَفَرَّقَتْ عَلَى اثْنَتَيْنِ وَسَبْعِيْنَ مِلَّةً وَتَفْتَرِقُ اُمَّتِىْ عَلَى ثَلَاثٍ وَسَبْعِيْنَ مِلَّةً كُلُّهُمْ فِى النَّارِ اِلَّا مِلَّةً وَاحِدَةً قَالُوْا: مَنْ هِىَ يَارَسُوْلَ اللهِ ؟ قَالَ: مَااَنَاعَلَيْهِ وَاَصْحَابِىْ -

«ترمذى كتاب الايمان باب افتراق هذه الامة»

**84.** Hazret Abdullah bin Omeri[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Vërtet, edhe për umetin tim do të vijnë kohë të tilla siç erdhën më parë për bijtë e Izraelit. Ata do t'i ngjajnë njëri-tjetrit si opingat që i ngjajnë njëra-tjetrës; madje edhe nëse njëri prej tyre ka bërë kurvëri me nënën e vet haptazi, do të dalë dikush edhe nga umeti im që do ta bëjë të njëjtën gjë. Padyshim, jehuditë u ndanë në 72 sekte, ndërsa umeti im do të ndahet në 73 sekte. Të gjitha do të hyjnë në zjarr, përveç njërit'. Sahabët pyetën: 'Cilët do të jenë ata, o i Dërguari i Allahut[savs]?' Profeti i shenjtë[savs] iu përgjigj: 'Ata të cilët më ndjekin mua dhe sahabët e mi".*

**(Tirmidhiu)**

٨٥- عَنْ عَلِيٍّ رضى الله عنه قَالَ قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ يُوْشِكُ اَنْ يَّأْتِىَ عَلَى النَّاسِ زَمَانٌ لَايَبْقىٰ مِنَ الْاِسْلَامِ اِلَّا اسْمُهُ وَلَايَبْقىٰ مِنَ الْقُرْاٰنِ اِلَّا رَسْمُهُ مَسَاجِدُ هُمْ عَامِرَةٌ وَهِىَ خَرَابٌ مِنَ الْهُدٰى عُلَمَآؤُهُمْ شَرٌّمَنْ تَحْتَ اَدِيْمِ السَّمَآءِ مِنْ عِنْدِهِمْ تَخْرُجُ الْفِتْنَةُ وَفِيْهِمْ تَعُوْدُ -(رواه البيهقى فى شعب الايمان -)

«مشكوة كتاب العلم ، الفصل الثالث،كنز العمال ص ٢/٤٣ »



**85.** Hazret Aliu[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Do të vijë koha kur Islamit nuk do t'i mbetet asgjë përveç emrit të tij dhe Kuranit nuk do t'i mbetet asgjë përveç shkronjave të tij. Xhamitë e tyre do të jenë të mbushura me njerëz, por do të jenë të zbrazëta për nga hidajeti. Dijetarët e tyre do të jenë krijesat më sherrxhi nën kupën e qiellit. Të gjitha ngatërresat do të fillojnë prej tyre dhe te ata do të kthehen".*

**(Mishkati)**

## ARDHJA E IMAM MEHDIUT

٨٦- عَنْ اَبِیْ هُرَیْرَةَ رضی الله عنه قَالَ کُنَّاجُلُوْسًا عِنْدَ النَّبِیِّ ﷺ
اِذْ نَزَلَتْ عَلَیْهِ سُوْرَةُ الْجُمُعَةِ فَلَمَّا قَرَأَ وَاٰخَرِیْنَ مِنْهُمْ لَمَّا
یَلْحَقُوْا بِهِمْ قَالَ رَجُلٌ : مَنْ هٰؤُلَآءِ یَارَسُوْلَ اللهِ : فَلَمْ
یُرَاجِعْهُ النَّبِیُّ ﷺ حَتّٰی سَأَلَهُ مَرَّةً اَوْ مَرَّتَیْنِ اَوْثَلاثًا قَالَ
وَفِیْنَا سَلْمَانُ الْفَارِسِیُّ قَالَ فَوَضَعَ النَّبِیُّ ﷺ یَدَهُ عَلٰی سَلْمَانَ
ثُمَّ قَالَ لَوْکَانَ الْاِیْمَانُ عِنْدَ الثُّرَیَّا لَنَالَهُ رِجَالٌ مِنْ هٰؤُلَآءِ۔

«بخاری کتاب التفسیر سورة جمعة ، مسلم ص ١٧٠ »

**86.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen:

*"Ishim të ulur pranë Profetit të shenjtë[savs], kur iu zbrit surja Al-Xhumu'a; dhe kur e recitoi ajetin* **'Va aaheriina minhum lem-maa jelheku bihim'** *'Ai do ta dërgojë atë edhe te të tjerët, të cilët ende nuk u janë bashkuar'. Një njeri e pyeti, 'Cilët janë ata, o i Dërguari i Allahut? Profeti i shenjtë[savs] nuk u përgjigj. Njeriu e përsëriti dy-tri herë pyetjen e tij. Selman Farsi (që ishte persian) ishte gjithashtu ulur në mesin tonë. Profeti i shenjtë[savs] e vuri dorën mbi supin e tij dhe tha: 'Edhe sikur besimi të ngjitej në Plejadë (të zhdukej plotësisht nga toka), do të dalin disa nga populli i tij që do ta sjellin atë përsëri në tokë".*

**(Buhariu)**

٨٧- عَنْ اَبِىْ هُرَيْرَةَ رضى الله عنه قَالَ قَالَ رَسُوْلُ الله ﷺ
وَالَّذِىْ نَفْسِىْ بِيَدِهِ لَيُوْشِكَنَّ اَنْ يَنْزِلَ فِيْكُمُ ابْنُ مَرْيَمَ حَكَمًا
عَدْلاً فَيَكْسِرُ الصَّلِيْبَ وَيَقْتُلُ الْخِنْزِيرَ وَيَضَعُ الْحَرْبَ
وَيَفِيْضُ الْمَالَ حَتّى لاَيَقْبَلَهُ اَحَدٌ حَتّى تَكُوْنَ السَّجْدَةُ
الْوَاحِدَةُ خَيْرًا مِنَ الدُّنْيَا وَمَا فِيْهَا ثُمَّ يَقُوْلُ اَبُوْهُرَيْرَةَ وَاقْرَؤُا
اِنْ شِئْتُمْ وَاِنْ مِّنْ اَهْلِ الْكِتٰبِ اِلاَّ لَيُؤْمِنَنَّ بِهِ قَبْلَ مَوْتِهِ
وَيَوْمَ الْقِيٰمَةِ يَكُوْنُ عَلَيْهِمْ شَهِيْدًا ـ

«بخارى كتاب الانبياء باب نزول عيسٰى بن مريم »

**87.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Pasha Atë në dorën e të Cilit është jeta ime! Sigurisht biri i Merjemes së shpejti do të zbresë në mesin tuaj. Ai do të gjykojë me drejtësi, do ta thyejë kryqin, do ta mbysë derrin, do ta ndërpresë luftën (që bëhet për shkak të fesë), do të shpërndajë pasuri (shpirtërore), të cilën askush nuk do ta pranojë. Atë kohë një sexhde (e bërë para Allahut) do të jetë më e mirë se sa bota dhe gjithçka që është në të. (d.m.th. do të jetë koha e materializmit)".* Ebu Hurejrah[ra] thotë se nëse dëshironi mund ta recitoni këtë ajet '**Va im-min ehlil kitaabi il-laa laju'minenna bihii kabla mautihii va jaumal kijamati jakuunu alejhim shehida**. *'Dhe s'ka njeri prej popullit të Librit që të mos besojë në të (në vdekjen e Isait mbi Kryq) para vdekjes së vet dhe në ditën e Kiametit ai (Isai) do të dëshmojë kundër tyre".*

**(Buhariu)**

٨٨- اَلَا اِنَّ عِيْسَى بْنَ مَرْيَمَ لَيْسَ بَيْنِىْ وَبَيْنَهُ نَبِىٌّ وَلَا رَسُوْلٌ اَلَا
اِنَّهُ خَلِيْفَتِىْ فِىْ اُمَّتِىْ مِنْ بَعْدِىْ اَلَا اِنَّهُ يَقْتُلُ الدَّجَّالَ وَيَكْسِرُ
الصَّلِيْبَ وَيَضَعُ الْجِزْيَةَ وَتَضَعُ الْحَرْبُ اَوْزَارَهَا اَلَا مَنْ
اَدْرَكَهُ فَلْيَقْرَأْ عَلَيْهِ السَّلَامَ -

«طبرانى الاوسط والصغير»

**88.** *"Dëgjoni! S'ka Profet as të Dërguar midis Isait, birit të Merjemes dhe meje. Mbani mend, se ai pas meje do të jetë kalifi im në umetin tim. Ai do të vrasë Dexhalin, do ta thyejë kryqin, do ta ndërpresë xhizien (taksa që merren prej jomyslimanëve që jetojnë në shtetin mysliman), pasi që s'do të ketë më luftë. Dëgjoni, kush e takon atë, le t'ia përcjellë selamin tim".*

**(Tibraniu)**

٨٩- عَنْ اَنَسٍ رضى الله عنه قَالَ : قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ مَنْ اَدْرَكَ
مِنْكُمْ عِيْسَى ابْنَ مَرْيَمَ فَلْيَقْرَئْهُ مِنِّى السَّلَامَ -

«درمنثور ص ٢٤٥/ج ٢»

**89.** Hazret Enesi[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Cili prej jush e gjen Isain, birin e Merjemes, duhet t'ia përcjellë selamin tim".*

**(Durr-e-Menthuri)**

٩٠- عَنْ ثَوْبَانَ قَالَ قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ فَاِذَا رَئَيْتُمُوهُ فَبَايِعُوهُ وَلَوْ

حَبْوًا عَلَى الثَّلْجِ فَاِنَّهُ خَلِيفَةُ اللهِ الْمَهْدِى.

«ابن ماجه كتاب الفتن»

**90.** Hazret Thaubani[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Kur ta gjeni atë (Mehdiun), bëni 'bejtin' në dorën e tij, edhe nëse do t'ju duhet t'i kaloni në gjunjë bjeshkët e mbuluara me borë, sepse ai është Mehdiu dhe kalifi i Allahut"*.

**(Ibn Maxhai)**

٩١- عَنْ اَبِى هُرَيْرَةَ رضى الله عنه قَالَ: قَالَ رَسُوْلُ اللهِ ﷺ

كَيْفَ اَنْتُمْ اِذَا نَزَلَ ابْنُ مَرْيَمَ فِيكُمْ وَاِمَامُكُمْ مِنْكُمْ وَفِى

رِوَايَةٍ فَاَمَّكُمْ مِنْكُمْ.

«بخارى كتاب الانبياء نزول عيسى بن مريم - مسند احمد

ص ٢/٣٣٦ »

**91.** Hazret Ebu Hurejrah[ra] rrëfen se i Dërguari i Allahut[savs] ka thënë:

*"Në çfarë gjendje do të jeni ju, kur biri i Merjemes do të zbresë në mesin tuaj dhe ai do të jetë Imami juaj nga mesi juaj.*
Në një version tjetër është thënë: *Ai do t'ju prijë ju duke qenë vetë nga mesi juaj"*.

**(Buhariu)**

٩٢ـ عَنْ مُحَمَّدِ بْنِ عَلِيٍّ رضى الله عنه قَالَ اِنَّ لِمَهْدِيْنَا اٰيَتَيْنِ لَمْ
تَكُوْنَا مُنْذُ خَلْقِ السَّمٰوَاتِ وَالاَرْضِ يَنْكَسِفُ الْقَمَرُ لِاَوَّلِ
لَيْلَةٍ مِنْ رَمَضَانَ وَيَنْكَسِفُ الشَّمْسُ فِى النِّصْفِ مِنْهُ وَلَمْ
تَكُوْنَا مُنْذُ خَلَقَ اللّٰهُ السَّمٰوٰتِ وَالاَرْضَ ـ

«سنن دارقطنى باب صفة صلوة الخسوف والكسوف
وهيئتهما »



**92.** Hazret Muhamed bin Aliu[ra] rrëfen:

*"Vërtet në favor të Mehdiut tonë do të shfaqen dy shenja, të cilat kurrë nuk u shfaqën më parë që prej se u krijuan qiejt dhe toka. Hëna do të errësohet në natën e parë të ramazanit (në datat e saj të eklipseve) dhe dielli do të errësohet në mes të ramazanit (në ditët e tij të eklipseve). Allahu nuk i ka shfaqur këto dy shenja kurrë më parë, që nga krijimi i qiejve dhe i tokës".*

**(Sunen Dar Kutni)**

## FJALIMI I HAXHIT LAMTUMIRËS

٩٣ـ عَنْ سُلَيْمَانَ بْنِ عَمْرِوبْنِ الاَحْوَصِ قَالَ حَدَّثَنِىْ أَبِىْ أَنَّهُ
شَهِدَ حَجَّةَ الْوَدَاعِ مَعَ رَسُولِ اللهِ ﷺ فَحَمِدَ اللهَ وَأَثْنٰى
عَلَيْهِ وَذَكَرَ وَوَعَظَ ثُمَّ قَالَ: أَىُّ يَوْمٍ أَحْرَمُ أَىُّ يَوْمٍ
أَحْرَمُ ، أَىُّ يَوْمٍ أَحْرَمُ ؟ قَالَ فَقَالَ النَّاسُ: يَوْمُ الْحَجِّ
الْأَكْبَرِ يَارَسُولَ اللهِ . قَالَ: فَإِنَّ دِمَائَكُمْ وَأَمْوَالَكُمْ

وَأَعْرَاضَكُمْ عَلَيْكُمْ حَرَامٌ كَحُرْمَةِ يَوْمِكُمْ هٰذَا ، فِى بَلَدِكُمْ
هٰذَا ، فِى شَهْرِكُمْ هٰذَا، أَلَا لَايَجْنِى جَانٍ إِلَّا عَلَى نَفْسِهِ ،
وَلَا يَجْنِى وَالِدٌ عَلَى وَلَدِهِ ، وَلَا وَلَدٌ عَلَى وَالِدِهِ ، أَلَا إِنَّ
الْمُسْلِمَ أَخُو الْمُسْلِمِ ، فَلَيْسَ يَحِلُّ لِمُسْلِمٍ مِنْ أَخِيْهِ شَىْءٌ إِلَّا
مَا أَحَلَّ مِنْ نَفْسِهِ ، أَلَا وَإِنَّ كُلَّ رِبًافِى الْجَاهِلِيَّةِ مَوْضُوعٌ ،
لَكُمْ رُؤُسُ أَمْوَالِكُمْ لَاتَظْلِمُونَ وَلَا تُظْلَمُونَ غَيْرَ رِبَا
الْعَبَّاسِ بْنِ عَبْدِ الْمُطَّلِبِ فَإِنَّهُ مَوْضُوعٌ كُلُّهُ ، أَلَا وَإِنَّ كُلَّ
دَمٍ كَانَ فِى الْجَاهِلِيَّةِ مَوْضُوعٌ ، وَأَوَّلُ دَمٍ أَضَعُ مِنْ دَمِ
الْجَاهِلِيَّةِ دَمَ الْحَارِثِ ابْنِ عَبْدِالْمُطَّلِبِ ، كَانَ مُسْتَرْضَعًا فِى
بَنِى لَيْثٍ فَقَتَلَتْهُ هُذَيْلٌ . أَلَا وَاسْتَوْصُوا بِالنِّسَاءِ خَيْرًا ،

فَإِنَّمَاهُنَّ عَوَانٌ عِنْدَكُمْ ، لَيْسَ تَمْلِكُونَ مِنْهُنَّ شَيْئًا غَيْرَ ذٰلِكَ
إِلَّا أَنْ يَأْتِيْنَ بِفَاحِشَةٍ مُبَيِّنَةٍ ، فَإِنْ فَعَلْنَ فَاهْجُرُوْهُنَّ فِى
الْمَضَاجِعِ وَاضْرِبُوهُنَّ ضَرْبًا غَيْرَ مُبَرِّحٍ ، فَإِنْ أَطَعْنَكُمْ
فَلَاتَبْغُوا عَلَيْهِنَّ سَبِيْلًا - أَلَا وَإِنَّ لَكُمْ عَلَى نِسَائِكُم حَقًّا
وَلِنِسَائِكُمْ عَلَيْكُمْ حَقًّا ، فَأَمَّا حَقُّكُمْ عَلَى نِسَائِكُمْ فَلَا
يُوْطِئْنَ فُرُشَكُمْ مَنْ تَكْرَهُونَ ، وَلَايَأْذَنَّ فِى بُيُوتِكُمْ لِمَنْ
تَكْرَهُونَ أَلَا وَإِنَّ حَقَّهُنَّ عَلَيْكُمْ أَنْ تُحْسِنُوا إِلَيْهِنَّ فِى
كِسْوَتِهِنَّ وَطَعَامِهِنَّ -

« ترمذى أبواب التفسير سورة التوبه »

**93.** Hazret Sulejman bin Amr bin el-Ahvasi[ra] rrëfen se i ka treguar i ati i tij, i cili ka qenë i pranishëm në Haxhin lamtumirës të Profetit të shenjtë[savs], se i Dërguari i Allahut[savs] e lavdëroi dhe e madhëroi Allahun dhe i këshilloi të pranishmit e i pyeti:
*"Cila është dita më e shenjtë? Cila është dita më e shenjtë? Cila është dita më e shenjtë?' Të pranishmit iu përgjigjen: 'Dita e haxhit të madh, o i Dërguari i Allahut'. Profeti i shenjtë[savs] tha: 'Mbani mend se gjaku juaj, pasuria juaj dhe nderi juaj janë të shenjta, ashtu siç është kjo ditë, ky qytet dhe ky muaj. Askush nuk do të mbajë përgjegjësi për veprat e dikujt përveç veprave të veta. I ati nuk do të përgjigjet për veprat e të birit, e as i biri nuk do të përgjigjet për veprat e të atit.*
*Mbani mend se çdo mysliman është vëlla i myslimanit tjetër. Është e palejueshme për një mysliman të marrë diçka nga pasuria e vëllait mysliman përveç asaj të cilën ai ia lejon vetë. Mbani mend se të gjitha kamatat e borxheve që ishin caktuar në ditët e injorancës, anulohen, përveç kapitalit që është i juaji. Mos u sillni mizorisht me askënd dhe askush nuk do të sillet mizorisht ndaj jush. Pra, kamata e Abas bin Abdul Muttalibit po anulohet tërësisht. Për gjakun që u derdh në periudhën e injorancës nuk do të merret hak. Gjakun e parë që e fal unë, është gjaku i Harith bin Abdul Muttalibit (xhaxhai i Profetit), i cili u vra në vendin e quajtur Benu Lejth nga fisi i Hudhejlit, kur ishte ende i vogël.*
*Kini parasysh, të silleni mirë ndaj grave tuaja se ato janë nën mbikëqyrjen tuaj. Ju s'keni autorizim kundër tyre përveç nëse bëjnë imoralitet. Nëse ato bëjnë një veprim të tillë, atëherë i mbani të veçuara në shtretërit e tyre dhe i rrihni, por jo në mënyrë të ashpër. Mirëpo, nëse ato përmirësohen dhe bëhen të dëgjueshme, ju nuk keni justifikim t'i ndani e t'i trazoni. Mbani mend se ju keni të drejta ndaj grave tuaja dhe edhe ato kanë të drejta ndaj jush.*
*E drejta juaj mbi gratë tuaja është që ato të mos lejojnë askënd që ju nuk e pëlqeni të shkelë shtretërit tuaj, dhe ato nuk duhet të lejojnë, që në shtëpitë tuaja të hyjnë ata që ju nuk i pëlqeni. E drejta e tyre ndaj jush është që t'i furnizoni me veshmbathje e me ushqim".*

**(Tirmidhiu)**

